# Priftërinjtë pyesin dhe Hoxhallarët përgjigjen

﴿ أجوبة الأسئلة التشكيكية الموجهة من قبل إحدى المؤسسات التبشرية العاملة تحت تنظيم الآباء البيض ﴾

[ Shqip – Albanian – ألباني ]

Abdurrahman Hasan Habeneke El Mejdani

**Përktheu:** Justinian Topulli

2010 - 1431

islamhouse.com



Përse ky libër? Nuk do të jenë të paktë ata që ndoshta do ta bëjnë një pyetje të tillë pasi të njihen me tematikën që ai trajton. Në një kohë kur Islami dhe ithtarët e tij janë vënë në bankën e të akuzuarve për një mori akuzash, ku më të spikaturat dallojnë ato të terrorizmit, obskurantizmit, mungesës së tolerancës, prapambetjes, egërsisë, brutalitetit…etj, del në skenë një libër i tillë për ta mbrojtur atë!

Ç'është Islami? Për shumë viktima të medias është e thjeshtë; një fe që fabrikon kamikazë të aftë të terrorizojnë tërë botën, një fe që u mëson ndjekësve të saj se vetëm duke derdhur gjakun e jomuslimanëve mund të fitohet kënaqësia e Zotit, një fe që skllavëron femrën, duke e bërë atë thjesht një robëreshë të haremit të burrit, një fe që nuk pranon barazinë ndërmjet njerëzve, një fe që nuk njeh liritë e individit, një fe me një ligj

makabër të quajtur Sheriat, i cili çështjet i zgjidh vetëm me prerje duarsh dhe kokësh, një fe që urren zhvillimin, një fe që ka mbetur mbrapa po aq sa e vjetër është, një fe që privon dëshirat, një fe që… e kështu me radhë akuzat s'kanë të sosur.
A nuk ju duket pak si e habitshme që t'i dalësh si avokat mbrojtës një të pandehuri të tillë që me të tilla akuza kurrsesi nuk ka gjasa ta fitojë gjyqin? Një ideologjie të tillë do të ishte më mirë t'i tregohej vendi siç i tregohet një krimineli, se sa të provosh ta rehabilitosh atë! Një kryqëzatë e nxehtë ndaj saj do të ishte zgjidhja më e mirë se sa një luftë e ftohtë e tejzgjatur! Kështu që një libër si ky nuk mund të gjejë vend në një shoqëri të tillë ku kultura perëndimore është ulur apo kërkon të ulet këmbëkryq mes bijve të saj!

Ky është opinioni që ne muslimanët ndeshim përditë, shpesh herë edhe nga vetë njerëzit më të afërt që na rrethojnë. Kështu thuhet kudo në gazeta, revista, në radio dhe televizion, ndaj ka pak gjasa që ato të mos merren për të vërteta. Po pse e gjithë kjo? Përgjigjja është shumë e thjeshtë: gjendemi në një luftë propagandistike të pabarabartë, jemi të pandehur, e megjithatë askush nuk kërkon të na dëgjojë, askush nuk do të marrë rolin e një avokati, madje një e drejtë e tillë na është mohuar. Edhe nëse do të kishte ndonjë njeri që do ta ngrinte zërin, ai nuk do të ishte veçse një zë i humbur në shkretëtirë, një flluskë sapuni dhe asgjë më tepër.

Pikërisht ky libër u shkrua për t'u dhënë sadopak përgjigje këtij llumi të shpifur akuzash. Një temë e tillë është mjaft e gjerë dhe do të duheshin volume të tëra për të krijuar një

panoramë sa më të qartë të këtyre problemeve, por njerëzit në përgjithësi nuk kanë aq kohë dhe dëshirë të rrinë të lexojnë me kohë të stërzgjatura. Një libër i shkurtër dhe përmbledhës do të ishte një zgjidhje deri diku ideale. Ky libër mendoj se e bën këtë gjë, duke dhënë një ide të përgjithshme të botëkuptimeve islame dhe më pas duke iu përgjigjur një seri pyetjesh në mënyrë të shkurtër dhe të përmbledhur.

Ajo që të bën përshtypje në këtë libër është fakti që autori u jep përgjigje një seri pyetjesh dyshuese, pyetje të një natyre ateisto-laike por që për habi vijnë nga një burim fetar-kristian! Gjëja më e pakët që mund të konstatojmë nga natyra e këtyre pyetjeve është fakti se hartuesit e tyre megjithëse të krishterë, kanë rënë pre' e çarkut laik dhe e ndjejnë veten pjesë të tij. Pas gjumit të gjatë të mesjetës, ata u zgjuan të tjetërsuar nën dhëmbët e këtij çarku dhe kujtuan se ishin pjesë e tij, a thua se tërë vlerat (në rast se mund t'i quajmë vlera) e qytetërimit të sotëm perëndimor ishin prodhim i krishterimit! Është për t'u habitur, por ja që njerëz të tillë duan të na pozojnë me një veshje të tillë, duke harruar apo bërë sikur kanë harruar "mesjetën e tyre të errët", siç u pëlqen ta quajnë. Megjithatë ne nuk kemi ndërmend t'ua kujtojmë atë, pasi na mjafton kjo e sotmja. Vdekja e mesjetës së krishterë lindi dy rende të rinj, njëri më mizor se tjetri si dhe një mori ideologjish amorale. Ja se si shprehet për njërën prej tyre Dr. Aleksis Karel:

> "Kjo ideologji (demokracia) tashmë po rrëzohet nën *goditjet e praktikave popullore, kështu që nuk është e domosdoshme që të kapesh pas falsitetit të saj. Por*

*suksesi i demokracisë ka bërë që jeta e saj të zgjatet deri atje sa të habit. Si është e mundur që njerëzimi të pranojë një ideologji të tillë për një kohë kaq të gjatë? Demokracia nuk interesohet për ndërtimin e trupave dhe ndjenjave tona. Ajo nuk është aspak e përshtatshme për t'u praktikuar mbi një material konciz siç ështëindividi. Është e vërtetë se njerëzit janë të barabartë, por individët nuk janë të barabartë, kështu që barazia e të drejtave të tyre është një iluzion. Për këtë arsye nuk duhet të jenë të barabartë para ligjit mendjelehti me një njeri gjenial,…kështu që është nga idetë më pa vlerë t'u jepet "mendjelehtëve" e njëjta forcë vote që u jepet edhe individëve plotësisht të pjekur. Po kështu dy sekset njerëzore nuk janë të barabartë, prandaj mosmarrja parasysh e kësaj pabarazie është një problem mjaft i rrezikshëm. Parimi i demokracisë ka kontribuar në rrënimin e qytetërimit duke refuzuar rritjen e personalitetit të shkëlqyer…dhe përderisa është e pamundur që ngritja të bëhet nëpërmjet shtresave të ulëta, mjeti i vetëm për të realizuar barazinë demokratike ndërmjet njerëzve ishte zbritja e të gjithëve në një nivel të ulët e në këtë mënyrë humbi personaliteti"*[1]

Me pak fjalë kjo është demokracia që na servir globalizimi. Por të mos harrojmë edhe komunizmin, pjellë ky e

mbasmesjetës kristiane që ishte shumë herë më i keq dhe që për hir të së vërtetës, nuk duhet të mashtrojmë vetveten me nostalgjinë për të;

> *“...disa njerëz i kalojnë netët e tyre duke numëruar të zezat dhe krimet e botës kapitaliste dhe qëndrojnë të verbër para krimeve të bolshevizmit dhe falimentimit të tij. Janë të shumtë ata që shfrytëzojnë polaritetet e botës perëndimore për të larguar vëmendjen nga poshtërsitë e turpshme të Moskës. Ndërsa unë do të thosha: Zoti i mallkoftë që të dyja.”*[1]

Por, a do mundte vallë një libër i vogël si ky të shuante sadopak flakët e zjarrit të propagandës që na rrethon? Edhe nëse këtë gjyq do ta zhvendosnim diku tjetër në një gjykatë imagjinare ku do të zbatohej drejtësia dhe me anë faktesh dhe argumentesh do ta fitonim gjyqin, kjo nuk do të na vlente shumë, pasi pjesa më e madhe e njerëzve janë indiferentë ndaj fakteve konkrete. Ata nuk u kushtojnë rëndësi fakteve akademike apo studimeve shkencore. Më tepër u besojnë mediave dhe përrallave të tyre, siç i quante Hitleri “mjete me të cilat shumë lehtë mund të gënjehet dhe po aq lehtë mund të besohet.” Por kjo nuk na bën aspak pesimistë. Ndoshta për ndonjërin mund të duket një ëndërr apo një besim utopik që të duash jo vetëm t’i kundërvihesh një propagande të tillë, por edhe të shpresosh se një ditë Islami do të bëhet qytetërimi i

ardhshëm i botës. Mund ta quani si të doni, por ne jemi të bindur se e vërteta e kësaj feje një ditë do të shkëlqejë si agimi pas një nate të errët. Ndaj dhe ky libër le të jetë një shkëndijë drite për të gjitha ato mendje të mençura dhe të paanshme sadopak qofshin ato.

Gjatë përkthimit jam munduar t'i qëndrojmë besnik tekstit, përveç rasteve kur për arsye objektive kjo ka qenë e pamundur. Meqenëse ky libër është bërë posaçërisht për tu përkthyer në gjuhë të tjera, jam përpjekur që ta plotësoj atë me disa shtesa të nevojshme, të cilat nuk dalin jashtë mënyrës së trajtimit të temës nga autori dhe që për t'i dalluar, i kam vënë ndërmjet kllapave katrore [ ]. Kam bërë edhe shënime plotësuese në fund të faqes për disa nga problemet e trajtuara gjatë librit.
Lus Allahun që kjo punë modeste të jetë sinqerisht për hir të Tij dhe të gjejë pranim në radhën e besimtarëve.

Përkthyesi: Justinian Topulli

# Priftërinjtë Pyesin Dhe Hoxhallarët Përgjigjen

*Shkruar nga : Abdurrahman Hasan Habenekeh El-Mejdani*

Titulli i origjinalit: S T T d



# H Y R J E

Me emrin e Allahut, të Gjithëmëshirshmit, Mëshirëbërsit

Lavdërimet tona i përkasin vetëm Allahut, Zotit të botëve, Atij që na udhëzoi në rrugën e drejtë. Vetëm Atij i takojnë falënderimet e pashtershme, Atij që dërgoi profetët e Tij si përgëzues e paralajmërues, njerëz që thirrën në rrugën e Zotit me urtësi dhe gjakftohtësi, duke mbartur me vete argumente të qarta dhe fakte të pakundërshtueshme. Kushdo që gjen rrugën e drejtë shpëton veten nga ndëshkimi i Allahut dhe fiton Xhenetin e Tij, ndërsa ai që refuzon të vërtetën, dëmton vetëm veten e tij. Besimi apo mosbesimi i personit nuk lënë ndonjë gjurmë ndryshimi në Gjithësi sepse "çdo çështje është vendosur".[1] Ndërsa përfundimi i mohuesit do të jetë ndëshkimi i përjetshëm në Xhehenem. "O ju ithtarë të librit (të krishterë dhe çifutë)! Ejani të bashkohemi në një fjalë të vetme, të njëjtë mes nesh dhe mes jush; të mos adhurojmë dikë tjetër veç Allahut dhe të mos i

***bëjmë Atij asnjë ortak e të mos e konsiderojmë njeri-tjetrin si zotra veç Allahut. Nëse ata iu kthejnë shpinën" atëherë ne u themi atyre ashtu siç na porosit Allahu "Dëshmoni pra, se ne jemi muslimanë."***[1]

I kërkoj mbrojtje Allahut, Zotit të njerëzve, Sunduesit të njerëzve, të Adhuruarit të njerëzve prej të keqes së ngacmuesit, prej xhinëve apo njerëzve që fshihet e që pëshpërit në gjokset e njerëzve. Sekretariati i Këshillit Kontinental për Xhamitë në Evropë, më nisi një letër të shoqëruar me disa pyetje, të cilat i kishte paraqitur në Sekretariatin e Përgjithshëm të këtij Këshilli me seli në Madrid (Spanjë), një nga fondacionet ungjillore që

vepron nën organizatën me emrin: "Baballarët e Bardhë".[2] Në atë mesazh thuhej se kjo organizatë evangjeliste, do t'i shpërndante disa pyetje që kanë të bëjnë me Islamin, shumë rrymave të spektrit të mendimit Islam, për të zgjedhur përgjigjet që i duken të përshtatshme. Për këtë arsye Sekretaria e Përgjithshme e Këshillit Kontinental të Xhamive të Evropës, siç thotë në letrën e saj, e pa të nevojshme përgatitjen e një libri, në përmbajtje të të cilit do të jenë përgjigjet e dijetarëve dhe juristëve të botës Islame. Duke u bazuar në opinionin e mirë që rezervonin për mua, më ftuan t'i kushtoja rëndësi kësaj çështjeje, duke iu përgjigjur këtyre pyetjeve, të cilat më pas do të përktheheshin dhe do të

[1] Ali Imran: 64. [2] Organizatë priftërinjsh për përhapjen e kristianizmit në Afrikë e themeluar në 1868 nga kardinali Lavigri, peshkop në Algjeri.

botoheshin nga personat e interesuar, duke realizuar kështu një material reference për këdo që interesohet në mënyrë shkencore të pavarur të njohë përgjigjen Islame ndaj këtyre pyetjeve. Duke marrë përgjegjësinë personale që mu ngarkua pasi i lexova pyetjet, iu përvesha punës dhe me ndihmën e Allahut të Madhëruar shkrova përgjigjet e tyre. Shpresoj që të jenë të vlefshme dhe bindëse për të gjitha dilemat që ata ngrenë në to. Me punën tonë drejt së vërtetës tek e cila vetëm Allahu na udhëzon, nuk kemi pasur si synim tjetër, vetëm se kënaqësinë e Allahut.

**“Thuaj: Kjo është rruga ime e vënë në fakte të qarta e me të cilën unë thërras për tek Allahu dhe ai që më pason mua. Larg të metave është Allahu, e unë nuk jam prej idhujtarëve.”**[1]

Abdurrahman Hasan El-Mejdani,[2] anëtar i Këshillit Mësimdhënës në universitetin Umul Kura në Mekën e Nderuar. 1 Shaban 1410.h / 26 Shkurt 1990 e.s.

## Pyetjet e Drejtuara

### Pyetjet rreth lirive individuale:

1) Si mund të shpjegohet liria e mendimit dhe e besimit, të cilat Zoti ia ka dhuruar njeriut kur në të njëjtën kohë ndalohet

[1] Sure Jusuf: 108.
[2] Autori ka vdekur në vitin 2006, qoftë në mëshirën e Allahut! 

ndërrimi i fesë për personat që e dëshirojnë këtë (duke përdorur dënimin maksimal, pra, me vdekje) edhe sikur ky konvertim të jetë rezultat i një refleksioni të thellë personal i bazuar në arsye serioze?

2) Muslimanët e konsiderojnë më se të natyrshme që të krishterët t'u njohin të drejtën vëllezërve të tyre të besimit në përqafimin e Islamit… A nuk është e mundur që muslimanët që dëshirojnë të hyjnë në Krishterim të fitojnë të njëjtën të drejtë, duke njohur kështu lirinë që Zoti ia ka dhuruar njeriut?
3) A është i gatshëm Islami, në vendet Islame t'u japë të krishterëve po ato liri që i gëzojnë muslimanët në vendet e krishtera, siç është hyrja nëpër xhamia, të shprehurit lirshëm në to rreth fesë së tyre dhe ftesa për të përqafuar besimin e krishterë?

4) Si mund të jetë logjik fakti se Allahu i ka dhënë liri të barabartë gruas dhe burrit dhe më pas gruaja myslimane ndalohet që të zgjedhë bashkëshortin me të cilin ajo dëshiron të martohet në rast se ai është jomysliman?
5) Si mund t'i shpjegojmë disa dënime trupore siç është prerja e dorës së vjedhësit apo rrahja dhe gurëzimi, dënime, të cilat bazohen në disa ajete Kuranore?

**Pyetjet rreth barazisë:**

1) Çfarë kuptimi ka që të mbrohet superioriteti i një njeriu të lirë ndaj një skllavi ndërkohë që skllavëria nuk dënohet e as abrogohet?

2) Pse thuhet që Zoti e ka krijuar njeriun të barabartë në të drejta dhe detyrime ndërkohë që pranohet mosbarazia për arsye fetare kur deklarohet se muslimani qëndron mbi një jomusliman edhe nëse ky i fundit është prej ithtarëve të librit (i krishterë apo çifut), apo i përket besimeve të tjera apo mund të jetë edhe i pa fe?

Këto mosbarazi i gjejmë në fushën e të drejtave personale dhe ato shoqërore të bazuara mbi doktrinat fetare.
3) Nga kjo pozitë ne pyesim: A ekziston kontradiktë mes të jetuarit të çdo njeriu me të drejtat e tij si musliman, i krishterë, çifut apo i çfarëdo besimi qoftë me besimin Islam? Në veçanti ne pyesim për çështjen e zbatimit të Sheriatit Islam ndaj të gjithë njerëzve pa bërë dallim ndërmjet muslimanëve dhe jomuslimanëve.

4) Pse pranohet superioriteti i një seksi ndaj një tjetri? Këtë dukuri ne e shohim në këto pika:

a) Lejimi i poligamisë dhe ndalimi i së kundërtës.[1]

b) Mundësia që burri ta braktisë gruan e tij pa paraqitur as edhe një justifikim për veprimin e tij dhe pa kaluar asnjë pasojë për veprën e tij, ndërkohë që gruaja nuk mundet vetëm se me vështirësi të arrijë shkurorëzimin dhe kjo vetëm nëpërmjet rrugës gjyqësore.

c) Babait gjithmonë i takon e drejta e tutelës apo e mbikëqyrjes ndaj fëmijëve edhe nëse ata janë foshnje nën kujdesin e nënës.

d) Për sa i përket trashëgimisë, konstatojmë se pjesa e femrës në të shumtën e rasteve është më pak se gjysma e pjesës së mashkullit.

5) Si mund të gjejmë një lidhje logjike ndërmjet dashurisë së Zotit ndaj njerëzve që Ai i krijoi dhe nxitjes për të luftuar jomuslimanët, siç theksohet kjo në Kuran?
6) Dhe së fundi; në një shtet Islam ku zbatohet Sheriati, a ekziston pluralizmi me të gjitha ngjyrat e tij; fetar, kulturor, shoqëror, familjar dhe politik? A do të konsiderohet ky pluralizëm si një mëshirë hyjnore që përmban lirinë dhe barazinë, apo Sheriati do t'u detyrohet të gjithëve në një formë diktatoriale, siç e shohim këtë në shumë shtete Islame?

## Përgjigjet e Pyetjeve

Përgjigjet po i përmbledhim në këto pika: 1-Hyrje e përgjithshme rreth koncepteve Islame, një paraqitje e domosdoshme mbi të cilën më pas do të bazojmë përgjigjet, gjë që është një nga principet bazë në Islam. 2-Liria sipas konceptit Islam. 3-Barazia sipas konceptit Islam. 4-Sloganizimi i lirisë dhe i barazisë është pjellë e çifutëve. 5-Përgjigjja një për një e pyetjeve të drejtuara nga fondacioni që vepron nën emrin “Baballarët e Bardhë”

## Hyrje e Përgjithshme

Lavdërimi i takon Allahut, Zotit të botëve, Një dhe të Vetmit, Sovranit dhe i të Panevojit, i Cili nuk ka lindur kënd dhe as është i lindur e askush nuk është i barabartë me Të. Ai nuk ka bashkëshorte e as fëmijë, Ai nuk ka ortak në sundimin, zotërimin, hyjninë dhe adhurimin e Tij. I madhëruar dhe i Lartësuar është Ai nga të gjitha këto. Ai është i pashembullt dhe i pakrahasueshëm me ndonjë prej krijesave të Tij. Çdo gjë tjetër veç Tij, nuk është veçse krijesë prej krijesave të Tij.
Paqja dhe bekimi qofshin mbi Muhamedin, të birin e Abdullahit, vulës së profetëve e i fundit i tyre. Paqja dhe bekimi qofshin dhe mbi vëllezërit e tij profetë, Nuhun, Ibrahimin, Is'hakun, Jakubin, Ismailin, Musain dhe Isain, që ishin shërbëtorë të Allahut dhe lajmëtarë të Tij. Paqja dhe bekimi qoftë dhe mbi të gjithë profetët e tjerë dhe ata që i pasuan deri në Ditën e Gjykimit.

Allahu nuk e solli njeriun në këtë jetë pa ndonjë arsye dhe nuk e krijoi atë kot. I gjithë ky univers nuk u krijua si lojë apo argëtim, por gjithçka që Allahu krijoi dhe çdo gjë që Ai kryen kanë një urtësi të caktuar.[1] Dhe as që mund të bëhet fjalë që gjithë ky krijim të jetë një lojë, padrejtësi, argëtim apo diçka e ngjashme. Allahu është i Dituri, i Urti, i Plotfuqishmi që vepron

[1] Një nga emrat e Tij të bukur dhe ilësitë e Tij të larta, të pakrahasueshme me njerëzit, i cili është përmendur në Kuran është edhe emri El-Hakiim i Urti

si dëshiron. Ai vendos si do vetë, krijimi i Tij është një begati, dhurata e Tij është një mirësi dhe ndëshkimi i Tij është drejtësi.
Allahu i krijoi njerëzit në formën më të mirë dhe e bëri jetën e tyre në këtë botë të ndërthurur me ngjarje dhe ndodhi të lidhura mes njëra-tjetrës, në pamje nga më të larmishmet, për t'i sprovuar se kush prej tyre është më i miri në vepra dhe kush jo, për t'i shpërblyer ata në jetën tjetër pas vdekjes dhe ringjalljes në bazë të këtyre punëve që ata bëjnë.
Jeta e kësaj bote nuk është gjë tjetër veçse një udhëtim sprove dhe i sprovuari në të ose do të ndjekë shtegun e lumturisë të botës tjetër, ose do të ndjekë rrugën e dështimit e të pabindshmërisë dhe si rezultat do të ketë ndëshkimin në botën tjetër.

Pra, të gjithë ata që janë nën këtë provim të Zotit, janë të ngarkuar me përgjegjësi dhe nuk janë aspak të lirë që ta refuzojnë këtë përgjegjësi. Para se njerëzit të silleshin në këtë botë të sprovës, ndërkohë që ata ishin akoma në botën e grimcave, u vendosën para një zgjedhjeje. Siç sqarohet kjo në Kuran në Suren El-A'raf: 33,[1] përmbajtja e kësaj zgjedhjeje ishte nëse dëshironin që të nderoheshin si qenie njerëzore, duke mbajtur kështu mbi supet e tyre amanetin e përgjegjësinë e tij dhe duke kaluar nëpër udhëtimin e sprovës për të fituar

[1] Ajeti është: Kur Zoti yt nxori nga kurrizi i bijve të Ademit pasardhësit e tyre dhe i bëri të dëshmojnë kundër vetes së tyre, u tha: "A nuk jam Unë Zoti juaj?" Ata u përgjigjën: "Po, dëshmojmë se Ti je." Kështu bëri Ai, në mënyrë që ju (o njerëz) të mos thoni në Ditën e Kiametit: "Këtë nuk e kishim ditur."

kënaqësinë e përjetshme, apo do ta refuzonin një përgjegjësi të tillë!

Nëse njerëzit do të kundërshtojnë urdhrat e Krijuesit të tyre dhe ndalesat e Tij të prera, ndërkohë që ata gjenden në këtë udhëtim të sprovës, do t'u duhet të vihen para një ndëshkimi të përkohshëm, sipas gradës së këtij gjynahu, duke përjashtuar këtu kufrin (mosbesimin). Madje ata mund ta hedhin veten deri në ndëshkimin e përjetshëm në zjarrin e Xhehenemit nëse bien në pozitat e kufrit e më pas edhe në thellësirat e fundit të Zjarrit nëse sillen si hipokritë (duke u treguar si besimtarë dhe ndërkohë duke fshehur mosbesimin e tyre).
Çdokush që kalon nëpër këtë udhëtim sprove, në rrethanat dhe kushtet që të detyron kjo jetë provimi, është i ngarkuar të besojë te Zoti me besim të sinqertë që pajtohet me të vërtetën dhe realitetin, të cilin e gjykon argumenti i saktë logjik. Kjo në fakt është edhe ajo çka mbartnin me vete Profetët e Allahut dhe po me këtë gjë zbritën edhe Librat e Tij hyjnorë.
Ky besim na tregon neve se Allahu i Madhëruar dhe i lartësuar karakterizohet nga të gjitha cilësitë e përkryera dhe është larg çdo cilësie të mangët. Po kështu ky besim na mëson se Allahu është i vetëm në zotërimin e Tij, hyjninë e Tij dhe se vetëm Ai duhet të adhurohet e se Ai nuk ka as prind, as fëmijë e as bashkëshorte. Po ashtu duhet të besojmë në Ditën e Kiametit, dita e shpërblimit dhe e dhënies llogari para Sovranit të Gjithësisë. Të besojmë në librat hyjnorë që Ai zbriti për njerëzit, me të cilat Ai na e bëri të qartë fenë që zgjodhi për ne. Të besojmë te të dërguarit e Tij që i çoi për të kumtuar me anë

të tyre mesazhin e Tij për njerëzit. E pra të besojmë te të gjithë këta njerëz që Allahu i veçoi ndërmjet të tjerëve me shpalljen e Tij. Të besojmë në engjëjt e Tij, të besojmë në përcaktimin e Zotit, i ëmbël apo i hidhur qoftë ai. E më pas ta adhurojmë Atë gjatë gjithë jetës tonë, duke mos i shoqëruar në këtë adhurim askënd dhe asgjë. Ky adhurim duhet të jetë në pajtim me rrugën e drejtë të Allahut, të sqaruar në mesazhin e Tij të fundit për njerëzimin. Ky është mesazhi i kumtuar nga Profeti i Tij i fundit, nga vula e të gjithë lajmëtarëve dhe të dërguarve, Muhamedi -bekimet e Allahut qofshin mbi të.

Shkalla e sprovës do të jetë e graduar për çdonjërin prej nesh në bazë të forcës së besimit dhe bindjes që ne kemi te Zoti dhe tek ajo që me të vërtetë ka ardhur prej Tij, si dhe në bazë të punëve të mira që e kënaqin Allahun, qofshin këto të dukshme apo të padukshme për njerëzit. Po kështu edhe shkallët e Xhenetit në jetën e amshueshme do të përcaktohen në bazë të dallimit që kanë njerëzit në besim dhe veprat e mira që ata bëjnë. Allahu u ka caktuar dhe u ka bërë detyrim njerëzve një nivel minimal besimi dhe pune, për të cilin ata janë të ngarkuar dhe përgjegjës para Tij. Ai ka urdhëruar edhe për nivele më të larta të besimit dhe punës si të pëlqyeshme, por jo të detyrueshme. Allahu gjithashtu ka ndaluar kufrin (mosbesimin) dhe shirkun (idhujtarinë) tërësisht në mënyrë të prerë, nga të gjitha format dhe shfaqjet e tyre. Atë që i bën kufër apo shirk dhe vdes në një gjendje të tillë, Allahu nuk ka për ta falur: [1]

“Allahu nuk fal që Atij t'i bësh ortak (shirk) dhe veç kësaj fal kë të dojë”. [1] Kushdo që nuk bën shirk por kryen gjynahe të tjera në drejtim të urdhëresave dhe ndalesave të prera të Allahut, ai njeri do të meritojë prej ndëshkimit të Allahut aq sa i takon, çdo e keqe shpërblehet vetëm me masën e saj. [2]

çfarë ane prek ky mëkat dhe së dyti, ndaj kujt drejtohet ky mëkat. Logjika e shëndoshë e çdo njeriu të çon në përfundimin se mëkat më të madh se padrejtësia nuk ka, cilat do qofshin format e saj, madje askush nuk irritohet më tepër se sa kur shkelet një e drejtë që ai e meriton dhe aq më tepër kur kjo e drejtë është një meritë unikale e tij dhe e askujt tjetër. Pikërisht shirku prek këtë të drejtë unikale të Allahut e që është Njëshmëria e Tij në zotërim, plotfuqishmëri, krijim, sovranitet të plotë dhe në cilësitë absolute e të pakrahasueshme të Tij, si dhe merita unike e Allahut që vetëm Ai të adhurohet me të gjitha format e adhurimit. Duke qenë i tillë, shirku cenon të drejtën më të madhe të Allahut ndaj krijesave të Tij dhe për rrjedhim ai është mëkati më i madh për Allahun. Po kështu aspekti i dytë ka të bëjë me vetë qenien e Zotit, pasi njeriu mëkaton ndaj ekzistencës dhe qenies më të madhe, Atë që s’ka datë fillimi e as mbarimi e që superioriteti dhe madhështia e Tij mbi gjithçka është absolute dhe e pranuar në mënyrë unanime. E pra, edhe mëkati ndaj Tij është mëkati më i madh. Duke pasur parasysh këto dy aspekte, mund ta kuptojmë mjaft mirë pse Allahu e urren më tepër se gjithçka shirkun dhe pse Ai e konsideron atë si padrejtësinë më të madhe: “O biri im! Mos i bëj shirk Allahut, vërtetë shirku është padrejtësia më e madhe”. (Lukman:13) Profeti i Islamit dha po të njëjtën përgjigje kur një nga shokët e tij e pyeti se cili ishte mëkati më i madh, duke i thënë : “T’i bësh Allahut ortak ndërkohë që është Ai që të krijoi ty” (trs.Buhari). [1] Suretu Nisa: 48 [2] Nocion i shkëputur nga thëniet e Profetit (alejhi salatu ue selam).

Ndëshkimi i shirkut dhe i të gjitha llojeve të kufrit që janë më të rënda se shirku, do të jetë me zjarr të përjetshëm. Kjo është drejtësi sepse sikur Zoti mosbesimtarit t'i kishte dhënë jetë të përjetshme në këtë botë, ai i tillë do të kishte mbetur, mosbesimtar përjetë, pra, edhe do të meritonte ndëshkim të përjetshëm.[1]

Ndërsa ndëshkimi i gjynaheve që nuk përbëjnë shirk përcaktohet sipas madhësisë dhe sasisë së tyre. Allahu me mëshirën e Tij do të falë prej këtyre gjynaheve atë që do dhe kujt të dojë sipas urtësisë së Tij dhe njohjes absolute që Ai ka për njerëzit.

Njeriu në jetën e kësaj bote është një krijesë me përgjegjësi të plota i vënë para provimit. Ai nuk është aspak një krijesë e lënë në liri të plotë që zgjedh çfarë të dojë dhe vepron si të dojë, pa asnjëfarë përgjegjësie se çfarë beson me dëshirën e tij të lirë dhe se çfarë punon haptazi apo fshehtazi me vullnetin e tij të padetyruar. Njeriun e ndjek përherë përgjegjësia, llogaria dhe shpërblimi me të mirë ose me të keqe.

[1] Këtu mund të përmendim edhe një arsye tjetër. Siç mund ta shohim edhe njerëzit në këtë botë, besimtarë apo jo qofshin, për krime të mëdha që ndoshta mund të kryhen vetëm në disa çaste ndëshkohen me dënime të rënda, disa prej të cilave mund të shkojnë deri në dënim të përjetshëm, pra, shumë më gjatë se sa vetë koha e kryerjes së krimit. E pra, shirku dhe kufri janë vërtetë mëkati më i madh para Allahut e aq më tepër kur një njeri vdes në një gjendje të tillë. Ai meriton të ndëshkohet për këtë gjynah me një dënim të tillë kaq të madh, por edhe për arsyen e mosheqjes dorë nga ky gjynah gjatë tërë jetës së tij.

Liria e plotë e njeriut qëndron vetëm për ato gjëra, të cilat Allahu i ka bërë të lejuara. Gjithashtu ai ka edhe një liri tjetër, ajo është lënia e asaj çka është më e mirë dhe më e vlefshme për të, por pa pasur ndëshkim për këtë. Veçse njeriu në këtë rast privon veten e tij nga një shpërblim më i madh dhe gradë më e lartë dhe pas kësaj ai nuk ka të drejtë të thotë: Përse të mos marr edhe unë të njëjtin shpërblim dhe mirësi që marrin ata që vlerësohen më tepër se unë në Ditën e Kiametit?
Dhe përgjigjja ndaj këtij njeriu do të ishte: Ata njerëz zgjodhën për veten e tyre në jetën e kësaj bote atë çka ishte më e mira dhe më e dashur për Allahun, ndërsa ti nuk e ke bërë një gjë të tillë, por u dhe më tepër rëndësi kënaqësive të kësaj bote para gradëve të larta të botës tjetër, ndaj u privove nga ky shpërblim prej Allahut të Madhërishëm.
Nga ky shpjegim kuptojmë se liria e njeriut qëndron në zgjedhjen ndërmjet detyrimeve që Allahu u ka caktuar njerëzve për të besuar dhe punuar, masën e duhur të veprave të mira dhe ndërmjet ndalimit që Ai u ka bërë nga kufri, shirku dhe sasia e punëve të këqija. Pikërisht këtu qëndron liria e njeriut, liria e atij që gjendet në rrethanat e një provimi deri sa të plotësojë provimin e tij. Kur ai të dalë prej këtyre rrethanave do të marrë vlerësimin e asaj që paraqiti gjatë provimit të tij, në bazë të llogarisë dhe shpërblimit që meriton.

Siç shihet, kjo nuk është një liri absolute, por një përgjegjësi dhe detyrë e ngarkuar në bazë të vetzgjedhjes së njeriut të pa dhunuar dhe të pa shtyrë drejt saj me forcë. Nuk ka imponim të vullnetit, shtypje dhe as detyrim. Nëse do të ishte

kështu edhe provimi nuk do të kishte ekzistuar. Edhe ne në po të njëjtën mënyrë veprojmë kur organizojmë provimet dhe testimet tona.
Mbas kësaj mund të themi se, nëse një njeri do të hyjë në një provim të caktuar të një lënde shkencore, në ndonjë provim sportiv apo në ndonjë konkurs të çfarëdoshëm, atij në asnjë mënyrë nuk do t'i lejohet që me lirinë e tij të thyejë rregullat e këtij provimi. Për shembull: nëse ai do të merret në provim në një laborator kimik për të analizuar një lëndë të caktuar, liria e tij është e kufizuar në përdorimin e mjeteve të këtij laboratori, konform kushteve të tij dhe në pajtim me rregullat e përcaktuara për përdorimin e mjeteve analizuese. Nëse ky njeri do të hyjë në laboratorin kimik dhe do të fillojë të thyejë provëzat e qelqit e të shkatërrojë mjetet e punës në të, patjetër që ky njeri menjëherë do të dënohet rëndë dhe në mënyrë deçizive, ose do të nxirret përfundimisht jashtë laboratorit dhe jashtë provimit. Kjo gjë i ngjan pikërisht vrasjes së kriminelit që me krimin e tij meriton në bazë të urtësisë së Zotit Krijues nxjerrjen e tij jashtë laboratorit të kësaj jete, e zbatuar kjo nëpërmjet shtetit dhe njerëzve të tij të veshur me pushtet të caktuar për zbatimin e këtij ekzekutimi. Po kështu nëse një njeri është duke u provuar në ringun e boksit, s'ka dyshim që edhe këtu kufijtë e lirisë së tij do të jenë të kufizuara në barazinë që ai duhet të ketë me kundërshtarin e tij si dhe në vetë veprimet që kanë të bëjnë me natyrën e këtij provimi. Nëse ai do t'i thyejë rregullat e lojës dhe do të mbartë me vete mjete të ndaluara, apo do t'i kundërvihet gjygjtarit të ndeshjes sikur të ishte ai kundërshtari i

tij, apo do të fillojë të godasë spektatorët, sigurisht që lirisë së tij do t'i jepet fund dhe ai do të përzihet jashtë ringut. Pikërisht kjo përzënie është e ngjashme më përzënien e njeriut nga jeta e kësaj bote me anë të dënimit të tij me vdekje nëse ai do të kalojë kufijtë e lirisë së provimit. Po kështu mund të vazhdojmë të japim plot shembuj të tjerë që janë nga më elementarët në zbatimin e rregullave të drejtësisë në praktikën e të gjithë njerëzve.

Allahu i krijoi njerëzit të ndryshëm, në cilësi e në veçori dhe vuri mbi ta barrën e përgjegjësisë sapo ata të arrijnë moshën madhore, përgjegjësi kjo e kufizuar në bazë të veçorive dhe cilësive që Zoti u dhuroi njerëzve, pa dalë jashtë sferës së përgjithshme të përgjegjësisë. Ai nuk i krijoi njerëzit të barabartë në inteligjencë, në forcë, në veçoritë dhe cilësitë shpirtërore dhe trupore e rrjedhimisht, as të barabartë në përgjegjësitë shoqërore.

Ligji i Allahut mbi të cilin është krijuar çdo gjë, është diferencimi dhe jo barazia. Mbas këtij shpjegimi çdo njeri e ka të qartë se diferencës që ekziston ndërmjet gjërave në veçori dhe cilësi, i përshtatet parimi i drejtësisë e aspak ai i barazisë.
Zbatimi i parimit të barazisë me ekzistencën reale të dallimeve në veçori, cilësi dhe përgjegjësi shoqërore, çon në padrejtësi dhe në një kolaps gjithëpërfshirës. [1]

[1] Të bësh dallim ndërmjet dy gjërave të njëjta është padrejtësi, po kështu edhe të barazosh ndërmjet dy gjërave të ndryshme është padrejtësi, prandaj është jo-logjike dhe tejet e panatyrshme që përgjegjësitë dhe të drejtat në shoqëri të ngrihen mbi parimin e barazisë dhe jo të drejtësisë. Çdokush

Unë me të drejtë do të pyesja formuluesit e këtyre pyetjeve, pjesëtarët e fondacionit evangjelist "Baballarët e Bardhë", hierarkia fetare në kishën e krishterë, është ndërtuar në bazë të parimit të barazisë apo nën frymën e parimit të diferencimit që nga grada e famullitarit e deri te papa?
Siç duket, formuluesit e këtyre pyetjeve nga fondacioni i sipërpërmendur paskan rënë pre' e demagogjisë çifute, e cila përdor sloganet e lirisë dhe të barazisë për të futur nën to çdo gjë me të cilën ata mendojnë se mund të çojnë në humbje njerëzit. Qëllimi i tyre nëpërmjet këtyre dy parullave është që të shkatërrojnë shoqërinë njerëzore dhe sistemet e saja administrative. Dhe të parët që e pësuan nga kjo intrigë çifute ishin themelet e disa prej parimeve të shoqërisë së krishterë.
Është për t'u habitur që vetë njerëzit e kishës t'i përkrahin këto dy slogane, duke çuar ujë në mullinjtë e intrigave çifute, të cilët synojnë shkatërrimin e kombeve dhe bashkësive të tyre, si dhe përhapjen e instinkteve shtazarake shkatërruese në mes njerëzve. Pra, çudi pse sillen me muslimanët dhe mësimet e Allahut në Islam nga një këndvështrim i errët dhe i padrejtë i shërbyer nga armiqtë e tyre, çifutët! Pse nuk i shikojnë gjërat me syrin e së vërtetës dhe të drejtësisë, me syrin e fesë së

mund ta kuptojë se drejtësi nuk do të thotë gjithmonë barazi. Barazia në çdo gjë do të thotë padrejtësi dhe kushdo e ka të qartë se një jetë e bazuar mbi padrejtësi, nuk mund të mos ketë çrregullime në dallim me atë jetë që si bazë të saj ka drejtësinë në çdo gjë edhe nëse kjo drejtësi shpesh herë mund të shkaktojë pabarazi. Ama, kjo do të ishte një pabarazi e pranueshme nga të gjithë dhe më se konform natyrës së çdo gjëje.

vërtetë të Allahut, fe, të cilën Ai e zbriti tek Ibrahimi, Musai, Isai i biri Merjemes dhe gjithë profetët e bijve të Israilit. Fe, të cilën e pasoi më së miri Profeti i fundit i njerëzimit, Muhamedi i biri i Abdullahit, paqja dhe bekimi i Allahut qoftë mbi ata të gjithë!

Në sqarimet e mëposhtme do të flasim më me hollësi rreth lirisë dhe barazisë, si dhe propagandimi që u bëhet këtyre sloganeve nga ana çifutëve sionistë, duke paraqitur edhe disa tekste nga vetë protokollet e tyre.

Për sa na përket ne myslimanëve, jemi tepër të hapur që të krishterët, të gjithë ndjekësit e feve të tjera dhe të gjithë bijtë e Ademit, të ndjekin me ne rrugën që të çon për në Xhenet, në kënaqësinë e Allahut, Zotit të botëve e në lumturinë e amshueshme pas të cilës nuk ka më vuajtje. Ne nuk duam ta mbajmë Xhenetin vetëm për vete, por duam që të gjithë njerëzit të bashkohen me ne për të hyrë në të. Allahu ka përgatitur në të për çdo njeri një rast fatlum tepër të madh dhe nëse ai beson dhe bën punë të mira, do ta arrijë këtë fat me mirësinë e Allahut. Dhe nëse ai nuk i përgjigjet besimit, pjesën e tij do ta trashëgojnë ata që do ta meritojnë Xhenetin, përveç asaj që u takon atyre në të.

Unë u bëj thirrje të gjithë të krishterëve, udhëheqësve dhe njerëzve të thjeshtë të tyre, si dhe të gjithë anëtarëve të organizatave misionare të krishtera dhe hierarkisë kishtare, që ta shohin Islamin me një sy sa më të drejtë dhe me logjikë sa më të kthjellët. Ta vështrojnë atë me syrin e së vërtetës të zhveshur nga çdo paragjykim në argumentet dhe faktet e tij, duke e filluar

që nga parimi i tij i parë e më pas te të gjitha degëzimet e tij mbi të cilat ngrihen normat dhe ligjet hyjnore islame. Dhe të mos harrojnë se Allahu i Madhëruar e bëri mjaft të qartë në Kuran, se ata janë njerëzit më të afërt për besimtarët muslimanë që besuan tek Allahu dhe i dërguari i Tij Muhamedi, paqja dhe bekimi i Allahut qoftë mbi të dhe mbi të gjithë lajmëtarët dhe të dërguarit e Zotit.

***"Vërtetë që do të shihni se armiqtë më të mëdhenj të besimtarëve (muslimanëve) janë çifutët dhe idhujtarët dhe do të gjeni më të afërtit në dashuri ndaj besimtarëve (muslimanëve) ata që thonë: "Ne jemi të krishterë," pasi nga mesi i tyre ka edhe priftërinj e murgjër, të cilët nuk janë kryelartë dhe mospërfillës. Dhe kur ata dëgjojnë atë që i është zbritur të Dërguarit (Muhamedit), i sheh sytë e tyre të mbushur me lot nga e vërteta që dëgjojnë. Ata thonë: "Zoti ynë! Ne besuam. Na shëno edhe ne me ata që dëshmojnë (muslimanët)."***[1]

U bëj thirrje gjithashtu që t'i kushtojnë vëmendje të veçantë shpjegimit të këtyre dy sloganeve: lirisë dhe barazisë. Ndoshta Allahu ia hap zemrën atij që është i gatshëm të besojë të vërtetën, të flakë tutje vizionet fals e të sajuara nga çifutët rreth lirisë dhe barazisë dhe të kuptojë realitetin e vërtetë të njeriut në udhëtimin e provës në jetën e kësaj bote, sepse duhet të jetë i kujdesshëm ndaj çdo gjëje që do t'i vlejë atij për të qenë

[1] Sure Maide: 82-83. Kjo tregon se ata pranuan Islamin, siç bëhet e qartë edhe nga shkaku i zbritjes së këtij ajeti prandaj edhe merituan një vlerësim të tillë nga Allahu xhele xhelaluhu.

i shpëtuar dhe i lumtur Ditën e Gjykimit. Ajo është dita kur njerëzit do të ndahen në të shpëtuar dhe të humbur. Në ata që do të hyjnë në Xhenet përjetësisht dhe në ata që do të hidhen në zjarr përjetësisht, por edhe në ata që përkohësisht do të vuajnë për aq sa e meritojnë në bazë të gjynaheve të tyre. Më pas Allahu me mirësinë e Tij do t'i nxjerrë ata nga vendvuajtja për shkak të besimit të tyre të drejtë me të cilin ata vdiqën dhe do t'i fusë në Xhenet përjetësisht.

Nuk mendoj se ka ndonjë që ka qoftë edhe një grimcë logjike të shëndoshë, të rrezikojë vetveten në Ditën e Kiametit për shkak të fanatizmit të verbër, për një interes të përkohshëm të kësaj bote të fundme, apo për të kënaqur epshet dhe instinktet e tij.

## Liria sipas konceptit tonë Islam

Në kushtet e një robërie diktatoriale, e cila sundonte në Evropë para revolucionit francez dhe diferencimeve të mëdha që ekzistonin në shoqëri ndërmjet shtresave të larta dhe atyre të ulëta, të cilat nuk ishin në gjendje të mbronin të drejtat e tyre në pjesën më të madhe të shoqërive perëndimore, propaganduesit e lirisë filluan thirrjet e tyre drejt një parimi që ata e quanin

njerëzor. Kësaj thirrjeje iu përgjigjën shumë grupe njerëzish, të cilët filluan të bëheshin nxitës të fuqishëm të kësaj ideje. Ndërkohë organizata me interesa të caktuara, të cilat synonin shkatërrimin e sistemit administrativ, fetar e shoqëror dhe kërkonin të vinin nën kontroll të plotë ato, përfituan nga rasti për ta zgjeruar kuptimin e lirisë në mënyrë graduale, pa u ndierë, në masat e gjera. Vazhduan ta shtrinin atë mbi gjithçka dhe jashtë çdo kufiri logjik, jashtë parimeve morale dhe jashtë interesave individuale dhe kolektive, larg natyrës së krijesave dhe ligjeve të pacenueshme të ekzistencës. Fakti është se pre' e kësaj intrige u bënë edhe njerëzit e mendimit dhe të shkencës, duke mos e kuptuar prapaskenën e saj.

Masonizmi[1] dhe makinacionet çifute u bënë udhëheqësit e kësaj lëvizjeje që e shndërruan lirinë në një simbol dhe e kthyen

[1] Më 1 Maj 1776 një ish-jezuit Adam Vajs'hop themeloi një organizatë konspirative me emrin 'Iluminatët'. Kjo organizatë kishte një disiplinë të brendshme shumë të ashpër. Më 1778 ata penetrojnë në radhët e një organizate tjetër të fshehtë e quajtur Masonët e lirë, të cilën e fusin nën kontrollin e tyre dhe me emrin e të cilëve ata punojnë edhe sot e kësaj dite. Principet okulte dhe satanike përbëjnë thelbin e mësimeve të tyre, të cilat i maskojnë nën trekëndëshin Liri-Barazi-Vëllazëri dhe me anë të të cilave ata duan të pushtojnë botën. Disa prej qëllimeve të tyre kryesore janë: 1Zhdukja e patriotizmit, 2-Zhdukja e familjes, 3-Zhdukja e feve, 4-Krijimi i një qeverie botërore…etj. Një nga simbolet e tyre kryesore është edhe pamja e një 'syri' i vendosur në majën e një piramide, gjë të cilën mund ta gjejmë edhe te kartëmonedhat një dollarëshe amerikane, ku poshtë saj është shkruar në latinisht 'Novus ordo seclorum (Një Rendi i ri shekullar) do me thënë një epokë e re laike. (për më tepër shih librin "Komploti Botëror" të Nikolai M. Nikolov apo Frankmasoneria botërore, e Harun Jahjës)

atë në një nga parimet e tyre kryesore. Më pas, në këto kushte u zhvillua revolucioni francez, pas planeve të të cilit qëndronte intriga çifute. Ishin ata që lëviznin masat e gjera për t'u çuar në kryengritje dhe ngritën organizata për të nxitur shpërthimin e këtij revolucioni, të cilin ata më vonë do ta përdornin si një investim të frytshëm për interesat e tyre pas suksesit të tij.[1] Si rezultat i këtij makinacioni, parimi i lirisë u kthye në një nga tre sloganet; 'Liri-Barazi-Vëllazëri' të revolucionit francez.

Masat e gjëra u hodhën në sulm të hutuara nga parulla e lirisë, pas të cilës ata nuk shikonin vetëm kufijtë e saj logjikë, e me anë të së cilës donin t'i jepnin fund padrejtësisë shoqërore dhe skllavërisë shtypëse nga e cila vuanin prej kohësh.

Njerëzit e djallëzuar nën komandën e intrigantëve çifutë u bënë aktivë në propagandimin e idesë së lirisë, liri kjo e pakufishme, e cila përfshiu deri edhe moralin e njeriut dhe të shoqërisë dhe kështu realizoheshin më lehtë planet e tyre për shkatërrimin e shoqërisë njerëzore. Kjo liri shkatërron çdo vlerë morale e fetare, çdo vetkontroll fetar dhe moral tek individi. Ajo thyen sistemet shoqërore, administrative, politike, ekonomike… etj, me të vetmin qëllim për të dobësuar racën njerëzore dhe për t'u mundësuar çifutëve vënien nën kontroll të të gjithë botës, pasi ta kenë copëtuar dhe kthyer atë në një arenë luftërash e përleshjesh të brendshme.

Si rezultat i kësaj propagande për një liri të pakufishme, u çlirua nga zinxhirët egërsia njerëzore që shkatërron dhe prish

[1] Për më tepër se si u shfrytëzua ky revolucion nga forcat e errëta shih librin "Komploti Botëror" botuar në Tetovë 1998.

gjithçka, duke thyer çdo parim moral e fetar, çdo sistem shoqëror, çdo parim të së vërtetës dhe të drejtësisë dhe i gjithë ky amoralitet përligjej nën parullën e lirisë. Nën emrin e lirisë, revolucionet shkatërrimtare gjetën forcën e tyre për të ndezur probleme dhe telashe të panumërta e për ta kthyer vendin në një skëterrë të vërtetë ku digjet çdo e drejtë njerëzore. Merren pasuritë, jeta dhe nderi i çdo opozitari dhe i çdo njeriu të drejtë që do dhe mbron të vërtetën, të drejtën e virtytin dhe kërkon zbatimin e tyre në shoqëri.

Nën hijen e propagandës për liri përfituan kriminelët, që e shfrytëzuan këtë parim për t'i krijuar vetes hapësira të reja krimi, përdhunimi, vrasjesh dhe larje hesapesh. Po nën hijen e këtij slogani përfituan njerëzit imoralë që kuptuan prej lirisë, të drejtën e tyre për të kryer sipas dëshirës çdo lloj akti imoral. Pa pasur askush të drejtë t'i dënojë apo t'u kërkojë atyre llogari, apo edhe t'i ndalojë ata nga kjo shthurje pakufi. Edhe matrapazët e mashtruesit nuk ngelën mbrapa të tjerëve. Ata kuptuan se liri do të thotë zhvatja e parave dhe pasurive të njerëzve me çfarëdo mënyre. Fajdetë, bixhozi, monopolizimi i tregtisë dhe hilet bankare, nuk janë gjë tjetër veçse një pjesë e metodave mashtruese apo imponuese për t'i rrjepur njerëzit për së gjalli. Dhe e gjithë kjo në emër të lirisë!

Po nga ky parim punëtorët, zejtarët dhe të gjithë rrogëtarët kuptuan se ata kishin të drejtë që me anë të sindikatave dhe organizatave të tyre të futnin nën kontroll pasuritë, pronat dhe fabrikat e pronarëve të ligjshëm dhe të kërkonin kompensime dhe shpërblime të pamerituara.

Ky parim bëri që edhe gratë të kuptonin prej lirisë të drejtën e tyre për të dalë jashtë virtytit dhe normave morale, për të ngritur krye kundra çdolloj detyrimi shoqëror dhe familjar, kundra çdo lloj kontrolli moral dhe etik.
Edhe adoleshentët, djem e vajza, kuptuan prej lirisë të qenit jashtë çdo kontrolli familjar dhe edukativ e jashtë çdo
tutele të shoqërisë. [1]
Çdo normë morale qytetare, ligjore, fetare apo familjare u shndërrua në një armik të lirisë në mendjet e të gjithë atyre që mbartnin këtë slogan përtej kufijve të pranueshëm logjik. Ata e kthyen lirinë në një parim gjithpërfshirës e shkatërrues të qenies

[1] A nuk duket kjo më së miri në ligjet perëndimore ku fëmijës i jepet e drejta t'i hedhë prindërit e tij në gjyq për çdo gjë që u duket se cenon të "drejtat e tyre"? Kjo u ka dhënë mundësi edhe foshnjave që nën hijen e këtij ligji, të realizojnë tekat e tyre fëminore të jashtëlogjikshme. Dhe me të drejtë një gazetar amerikan për këtë problem shprehej: "Kombet e Bashkuara së fundi nxorën Deklaratën e të Drejtave të Fëmijëve. Tani është e drejta e fëmijëve që të marrin vaksina, të cilat bëjnë më tepër keq se sa mirë dhe prindërit nuk kanë aspak të drejtë të ndërhyjnë. Atyre prindërve që ndërhyjnë në të drejtat e fëmijëve apo abuzojnë mbi fëmijën, ose edhe akuzohen për abuzim, mund t'u merret fëmija nga shteti. Nëse ju do t'ju shohin duke u rënë me pëllëmbë fëmijës tuaj dy-tre herë, atëherë polici kundra abuzimit të fëmijëve do t'ju hidhet në fyt. Kjo nuk tregon asgjë më tepër se sa një forcë gjigande, e cila është transferuar nga duart TONA në duart e TYRE. E vetmja mënyrë si mundën ta realizojnë këtë, është duke na mashtruar neve që të mendojmë se jemi aq të paaftë, sa nuk jemi në gjendje të administrojmë as jetën e punën tonë dhe se shteti është zgjidhja më e mirë për edukimin e fëmijëve tanë. (marrë nga The Secret History of America: The Greatest Conspiracy On Earth, www.freemasonwatch.com )

njerëzore dhe fisnikërisë së tij, duke e nxjerrë njeriun jashtë pozitës në të cilën e vuri Allahu e duke çuar atë në gradën më të ulët, në atë të kafshëve, madje shpesh herë edhe më poshtë se to.
Ky është edhe qëllimi i planeve dhe intrigave të atyre që duan të shkatërrojnë botën e që për të realizuar këtë, shfrytëzuan idenë e lirisë së plotë të njeriut kundra çdo gjëje që është e vërtetë, e mirë, e ndershme, fisnike dhe e bukur.
Liria është si zjarri, ajo mund të përdoret vetëm në bazë të rregullave dhe brenda kufijve të caktuar, brenda një kujdesi të madh dhe kontrolli të plotë, përndryshe do të djegë të thatin dhe të njomin e do të përpijë çfarë t'i dalë përpara.
Liria e pranueshme dhe e logjikshme në realitetin e njerëzve ka një fushëveprimi të kufizuar. Kjo fushëveprimi e kufizuar e lirisë, nuk lejohet që të tejkalojë kufijtë e të logjikshmes, kufijtë e interesit njerëzor dhe as kufijtë e interesit të shoqërisë njerëzore. Në rast se liria do t'i kalojë kufijtë e saj, ajo do të shndërrohet në një egërsirë grabitqare apo në një zjarr me flakë të mëdha përvëluese. Do të kthehet në një ogur të keq që ndjell shkatërrimin, rrëmujën, konfuzionin dhe kaosin njerëzor, para të cilave do të shembej çdo kulturë dhe civilizim. Një gjë e tillë nuk mund të bëjë tjetër veçse do t'i hapë rrugën ndëshkimit të Allahut, ashtu siç bëri Ai me popujt e tjerë para nesh që ndoqën po të njëjtën rrugë.

Liria e pranueshme, të cilën e aprovon Islami qëndron në sferat e mëposhtme, konform rregullave mbi të cilat ajo bazohet:

**Sfera e parë: Lira e besimit.**

Njeriu në këtë jetë është përgjegjës dhe i lirë të besojë me zemrën e tij diçka të vërtetë ose të kotë sipas dëshirës së tij. Ai do të jetë përgjegjës para Allahut për zgjedhjen që bëri falë lirisë që iu dha, në hapësirën e së cilës zhvillohet sprovimi i njeriut në jetën e kësaj bote.

Në këtë rast kjo liri nuk është gjë tjetër veçse liria e një njeriu përgjegjës të marrë në provim dhe nuk është aspak një liri absolute e zbrazur nga çdo përgjegjësi dhe llogari.

Idenë e kësaj lirie të shoqëruar me përgjegjësi dhe llogari, do ta gjejmë në një numër ajetesh kuranore, si p.sh, në suren Kehf /29:

“Dhe thuaj: E vërteta është nga Zoti juaj. Atëherë kushdo që dëshiron le të besojë dhe ai që nuk dëshiron, le të mos besojë. Sigurisht që Ne kemi përgatitur për mosbesimtarët një zjarr, muret e të cilit do t’i mbështjellin ata”.

Po ashtu edhe ajeti 256 i sures El-Bekare :

***“Nuk ka asnjë detyrim në fe. Vërtetë, Rruga e Drejtë është bërë e qartë nga rruga e gabuar. E kush mohon të pavërtetën dhe i beson Allahut, ai është kapur me lidhjen më të fortë, e cila nuk ka këputje…”***

**Sfera e dytë: Liria e të adhuruarit konform besimit.**

Edhe në këtë rast, siç e përmendëm më përpara, liria është e shoqëruar me përgjegjësi dhe llogari dhe nuk është aspak një liri absolute e zbrazur nga çdolloj përgjegjësie.

Këtë ide mund ta shohim te fjala e Allahut në suren Ez-Zumer/14-15 :
“Thuaj: Vetëm Allahun e adhuroj, dhe Atij ia përkushtoj me sinqeritet fenë time. Ndërsa ju adhuroni ç’të doni në vend të Tij. Thuaj: Të humburit janë ata që do të humbin vetveten dhe familjet e tyre Ditën e Kiametit. A nuk është kjo tamam humbja e qartë?”

Po kështu edhe në fjalën tjetër të Allahut në suren Fusilet/40:

“Ata që sulmojnë argumentet Tona, nuk mund të na fshihen. A është më mirë ai që flaket në zjarr, apo ai që në Ditën e Kiametit vjen i sigurt? Ju veproni si të dëshironi, por vërtetë dijeni se Ai ju sheh se çfarë ju punoni.”

**Sfera e tretë: Liria e të zgjedhurit.**

Njeriu është i lirë të zgjedhë çfarë pëlqen ai dhe është i kënaqur prej saj, me kusht që kjo të jetë brenda kufijve të atyre sendeve, të cilat Allahu i ka lejuar për njerëzit në ligjin e Tij.
Kjo liri nuk shoqërohet me ndonjë përgjegjësi apo llogari të veçantë përderisa ajo nuk bëhet shkak për lënien e ndonjë detyrimi apo kryerjen e diçkaje të ndaluar ose cenimi i një të drejte njerëzore, qoftë kjo në dëm të individit apo të shoqërisë.
Shkaku pse liria në këtë fushëveprimi nuk ka ndonjë ngarkesë përgjegjësie për njeriun është fakti se Allahu, Zoti dhe Krijuesi i gjithçkaje, e ka lënë këtë hapësirë të hapur për krijesat e Tij që të veprojnë si të duan, natyrisht brenda rrethit të të

gjitha atyre gjërave, të cilat Ai i ka lejuar dhe ka dhënë leje dhe liri për kryerjen ose moskryerjen e tyre.
Këtu mund të përmendim se Allahu e ka lejuar njeriun që ai të ketë sjelljen dhe personalitetin e tij përderisa ajo nuk dëmton shoqërinë apo individin, e pra askush nuk ka të drejtë në këtë pikë ta privojë ose ndalojë atë nga kjo liri personale. Prandaj është më së miri për shoqërinë që këtë fushë ta lërë të hapur për njerëzit dhe të mos i imponohet në pavarësinë e tij në këtë pikë.

**Sfera e katërt: Liria e shprehjes dhe e mendimit.**

Njeriu është i lirë të shprehë mendimet dhe opinionet e tij përderisa ai qartazi nuk mbron me to të pavërtetën, nuk është propagandues i ndonjë të keqeje apo nuk kërkon me to të ndjellë trazira dhe t'i japë shtysë padrejtësive.

**Sfera e pestë: E drejta e ligjshme.**

Në çdo gjë që njeriu ka të drejtën e tij të ligjëruar të qartë dhe të panevojshme për proces gjyqësor për ta fituar atë (p.sh, tregtia). Ai zotëron liri për ta arritur atë me çfarëdo lloj mjeti të lejuar, pa shkaktuar nëpërmjet saj ndonjë dëm, armiqësi apo shqetësim. Gjithmonë nëse nga praktikimi i kësaj të drejte nuk rezulton ndonjë shkelje e asaj që ka urdhëruar Allahu apo ka ndaluar Ai.

Në rast se ndonjë vetëdëmtohet në shfrytëzimin e kësaj lirie, shoqëria me pushtetin e saj administrativ ka të drejtë t'ia privojë atij këtë liri.

**Disa shembuj:**

1-Është e drejta e njeriut që të punojë për të fituar rrëskun që i ka caktuar Allahu, e ta përdorë për atë që e urdhëron dhe e lejon Allahu. Kështu pra njeriu zotëron lirinë e punës për të përfituar materialisht nga të gjitha ato burime, të cilat nuk shkaktojnë dëme apo që nuk cenojnë individin ose shoqërinë dhe janë konform ligjeve të Zotit. Shoqëria në këtë rast duhet t'i japë atij të gjitha mundësitë për të ushtruar veprimtarinë dhe punën e tij për të fituar rrëskun dhe duhet të mos e privojë atë nga kjo liri e ligjshme e tij. Kjo mund të jetë p.sh, puna e një nëpunësi shteti apo në një institucion çfarëdo.

Puna i takon atij që më tepër ia jep hakun asaj përderisa të gjitha kushtet e përgjithshme plotësohen tek ai.

2-Prej të drejtave të njeriut është edhe martesa. Ai është i lirë të kërkojë e të zgjedhë atë bashkëshorte, për të cilën mund të marrë aprovimin e saj dhe të prindërve të saj. Natyrisht ato gra, të cilat i lejon ligji i Zotit të martohesh me to. Shoqërisë edhe në këtë rast i bie si detyrë t'i japë mundësinë atij që të zgjedhë atë bashkëshorte që i përshtatet atij dhe të mos e privojë atë nga kjo liri dhe e drejtë e tij e ligjshme.

3-Një nga liritë e njeriut është edhe drejta e tij për t'u arsimuar, e për të njohur gjithçka që ai dëshiron dhe është e vlefshme dhe e dobishme për të, gjithmonë kjo e parë në kufijtë e së lejuarës nga ana e Zotit. Si edhe në rastet e mëparshme, shoqërisë i del si detyrë t'i japë hapësirë çdo njeriu për të arritur atë dije dhe shkollim që ai mundet.

4-Prej të drejtave të ligjshme të njeriut, është edhe liria për të kërkuar atë të drejtë që i përket atij, e drejta për të refuzuar ndaj çdo padrejtësie që mund ta cenojë atë, si dhe e drejta për t'u ankuar ndaj atij që i ka bërë padrejtësi. Gjithashtu është e drejta e tij të urdhërojë për të mira dhe të ndalojë nga të këqijat. Ndoshta në shumë raste mund të jetë detyrë për të një gjë e tillë, pra, është e drejta e tij të këshillojë këdo qoftë, njeri i thjeshtë apo udhëheqës, mbret apo punëtor.

**Privimi i lirisë:**

Pasi njohëm fushat në të cilat shtrihet liria e njeriut ku ai është përgjegjës dhe ku jo, na bëhet e qartë çka vijon:

1-Nuk ka liri për padrejtësinë apo cenimin e të drejtave të të tjerëve.

2-Nuk ekziston liria për të kundërshtuar të vërtetën, të drejtën dhe të mirën, në çdo lloj sjelljeje praktike, e cila lë pasoja të prekshme në dëm të shoqërisë dhe në prishjen e sistemit të saj.

3-Nuk ekziston liria për atë që besoi në Mesazhin Islam dhe dha besën për t'iu bindur dhe për të zbatuar ligjet e tij, që të veprojë në kundërshtim me normat e Islamit, duke lënë detyrimet e tij apo duke thyer ndalesat e tij. Në një rast të tillë ky njeri do të merret në llogari dhe do të marrë shpërblimin e merituar sipas Ligjeve Islame, të ekzekutuara këto nga pushteti i Shtetit Islam, natyrisht në se këto kundërvajtje përfshihen në normat ndëshkimore Islame që në këtë botë.

Një nga kundërvajtjet antiislame është edhe vetëvrasja, apo çfarëdo veprim me të cilin njeriu mund ta dëmtojë vetveten fizikisht, mendërisht apo edhe të shpërdorojë pasurinë e tij për gjëra të kota.

4-Kushdo që shpall hyrjen e tij në Islam, ka shpallur respektimin dhe kryerjen e normave të tij dhe pas kësaj ai nuk ka më liri që të dezertojë prej tij. Në të kundërt, pasi i kërkohet të pendohet dhe përgjigjet në mënyrë negative do të ndëshkohet me dënim kapital. Po ashtu, asnjë musliman nuk ka të drejtë të refuzojë ligjet dhe normat e sheriatit të ardhura nga Allahu.
5-Nuk ka liri për një musliman dhe jomusliman që jeton në vendet Islame, apo kushdo që hyn në një vend musliman nën sigurinë e shtetit Islam, që të fyejë apo të flasë kundra besimeve dhe ligjeve Islame. Po ashtu, nuk ekziston e drejta e ndjelljes së dyshimeve dhe e deformimit apo shtrembërimit të parimeve dhe ligjve islame, si dhe gjithçka që dëmton sistemin islam, shtetin dhe shoqërinë muslimane, sepse kjo do të thotë thyerje e asaj pjese të marrëveshjes që i takon secilit prej tyre për ta respektuar.

Në një shtet Islam askujt nuk i jepet liri për të propaganduar ato punë dhe veprime, të cilat Islami i ka ndaluar, siç janë pijet alkoolike, apo nxitja dhe përhapja e ideve kontradiktore me të vërtetat dhe mësimet islame.
Po kështu, askush nuk është i lirë që të formojë organizata publike apo të veçanta, të cilat në përmbajtjen e tyre kanë elementë të ndaluar nga Islami, si p.sh, banka me kamatë, klube bixhozi, shtëpi publike, vende për pirjen, prodhimin apo shitjen

e pijeve alkoolike, veçse në këtë rast të krishterëve u lejohet ta prodhojnë dhe pinë atë brenda shtëpive dhe vendeve të veçanta të tyre pa u shfaqur para myslimanëve.[1]

**Përfundimi:**

Në mjaft pika të ndryshme ndodhin gabime dhe keqinterpretime të shumta për shkak të thyerjes së kufijve ndarës ndërmjet të vërtetës dhe të kotës, drejtësisë dhe padrejtësisë, hajrit dhe sherrit. Një nga shkaqet kryesore është edhe absolutizimi i lirisë dhe të luajturit me nocionet e saj, mospërkufizimi i hapësirës ku shtrihet kjo liri, për aq sa ajo është e vlefshme dhe e pranueshme, gjë e cila riprodhon të këqija të vazhdueshme dhe abuzime të panumërta.

## Barazia në konceptin tonë Islam

Barazia. Edhe kjo është një prej sloganeve të thurura nga intriga çifute, si dhe një nga tre parimet masone, ‘Liri–Barazi–

[1] Këto pika që përmendi autori duken sikur bien ndesh me të ashtuquajturën “Kartë e të drejtave të njeriut”, por në rast se do ta kuptojmë se Islami nuk e konsideron veten thjesht një religjion, por edhe sistem ligjor me të cilin duhet të ndërtohet një shtet musliman, bëhet më se e qartë se ky shtet ka plotësisht të drejtë të ndalojë çdo aktivitet që thyen ligjet e tij si dhe të marrë masa për kundërvajtësit ashtu siç bën në fakt edhe çdo shtet në botë.

*Vëllazëri', mbi bazën e së cilës lindi dhe u zhvillua revolucioni* francez i kamufluar dhe i shfrytëzuar nga konspiracioni çifut. [1]
Qëllimi i vetëm i këtij slogani nuk është veçse mashtrimi i njerëzve dhe futja e tyre në një rrugë pa krye, për të shkaktuar konflikte ndërmjet individëve dhe shtresave të shoqërisë që kërkojnë realizimin e barazisë, e cila është tërësisht kontradiktore me parimin e drejtësisë.
Masa të gjera janë mashtruar nga slogani i barazisë, të gënjyer vetëm mbas njërës anë të pranueshme të kësaj parulle, me të cilën nuk do të mjaftohej propaganda masonike, por do ta zgjeronte përtej kufijve të të pranueshmes. Dhe si gjithmonë për të vetmin qëllim, për ta kthyer atë në një element çoroditës të shoqërisë njerëzore. Telashe të shumta janë hapur nga kërkesat për realizimin e barazisë së pakuptimtë që nuk ka sjellë veçse defekte në sistemin e jetës dhe prishje të shoqërisë njerëzore.
Pa u ndjerë dhe pa u kuptuar, ky slogan u kacavor nëpër mendjet e dijetarëve, mendimtarëve, intelektualëve dhe shkrimtarëve, duke u shndërruar dashur pa dashur në një nga parimet e vërteta njerëzore, madje dhe islame! Këta njerëz, pa e menduar gjatë këtë punë dhe duke shkuar mbas reklamave të mediave djallëzore, u bënë pre' e majme e një propagande të tillë.

[1] Studiues të shumtë kanë vënë në dukje këtë anë të lënë në hije të revolucionit borgjez francez. Mjafton të përmendim këtu libra si 'Komploti botëror', 'Gurë në tabelën e shahut', 'Qeveria sekrete e botës' si dhe mjaft libra, të cilët flasin për Masonizmin dhe aktivitetet e tyre të fshehta dhe që vënë në dukje me prova bindëse këtë anë të errët të historisë.

Nën hijen e këtij slogani me shkëlqim të rremë, injorantët filluan të kërkojnë të jenë të barabartë me dijetarët, njerëzit e dobët të barabartë me të fuqishmit, dembelët dhe parazitët e shoqërisë të jenë të barabartë me punëtorët e zellshëm, të shthururit dhe të pamoralshmit të barabartë me njerëzit e ndershëm dhe fisnikë, gratë të jenë të barabarta me burrat në çdo gjë, njerëzit dështakë dhe të falimentuar të barabartë me të përparuarit dhe të suksesshmit.... Dhe si rezultat i gjithë kësaj rrëmuje lindën revolucionet dhe kryengritjet e pakuptimta që tronditën jetën njerëzore, për të mbushur xhepat e interesave çifute.

## Koncepti i Islamit për barazinë

I gjithë sistemi i krijimit të Zotit ekziston në bazë të ligjit të diferencimit dhe jo të barazisë. Kështu që propaganda që synon realizimin e barazisë në mënyrë gjithëpërfshirëse nuk bën gjë tjetër veçse bie në konflikt të hapur me natyrën e krijesës. Kërkesa e barazisë gjithashtu është kontradiktore me parimin e drejtësisë, me përjashtim të disa rasteve ku drejtësia e do që të ekzistojë barazia.

Islami e aprovon dhe e ruan parimin e drejtësisë e të mirësisë dhe nuk e aprovon barazinë si një rregull të vazhdueshëm dhe parim të përgjithshëm, vetëm në rastet kur atë e kërkon drejtësia apo e jep ai që i takon e drejta.
Drejtësia e vendos barazinë vetëm atëherë kur individët të jenë të barabartë në të gjitha cilësitë e tyre apo vetëm për ato

cilësi te të cilat ekziston barazia dhe jo te të tjerat që janë të ndryshme.

### Diferencimi është ligji i Zotit në natyrë

Ne në të gjithë ekzistencën gati nuk do mundim të gjejmë dy gjëra të barabarta që të përputhen në të gjitha cilësitë edhe nëse i përkasin një lloji apo gjinie të vetme. Ajo që do të hasim është dallimi që ekziston në karakteristikat dhe veçoritë e tyre. Pra, është e natyrshme që propaganda për të vënë shenjën e barazisë ndërmjet tyre, është një propagandë për padrejtësi, një propagandë e pakuptimtë dhe e kotë që zhvlerëson ligjin e drejtësisë. Thirrja për të krijuar barazi në një realitet diversiv, është një thirrje e gënjeshtërt, ashtu sikurse barazia ndërmjet gjërave të ndryshme është një punë mizore, konfliktuale me parimin e drejtësisë.

Çdo gjë që bie në kundërshtim me ligjin e drejtësisë, bie në kundërshtim me fjalët ligjformuese, krijuese dhe informuese të Allahut të madhëruar, fjalë të cilat kurrë nuk mund të jenë të padrejta dhe të pavërteta.
"Dhe Fjala e Zotit tënd është plotësuar me vërtetësi dhe drejtësi. Askush nuk mund t'i ndryshojë Fjalët e Tij dhe Ai është Gjithëdëgjuesi, i Gjithëdituri."[1]

Allahu me anë të fjalës së Tij, sipas vullnetit të Tij absolut, i solli në ekzistencë krijesat me diferenca ndërmjet tyre, gjë të cilën e tregojnë qartazi shembujt në natyrë.

A është i barabartë qelqi me diamantin?

A është i barabartë floriri me bronzin?

A është i barabartë i mençuri me budallain?

A është i barabartë i fuqishmi me të dobëtin? Dhe kështu nëse do të vazhdojmë do të gjejmë se në çdo lloj, gjini, individ dhe kategori ekzistojnë dallime që nga bota e bimëve e deri te njerëzit. Pemët dhe frytet ndryshojnë ndërmjet tyre, ashtu si edhe kafshët kanë dallime thelbësore mes tyre. Po kështu edhe njerëzit në mes vete janë të ndryshëm dhe dallojnë nga njëri-tjetri. Burrat dallojnë nga gratë në bazë të funksioneve të tyre të natyrshme që ata kanë në shoqëri, ashtu si edhe gratë dallojnë nga burrat në funksione të tjera të natyrshme të tyre në shoqëri. Madje edhe ndërmjet vetë burrave dhe grave ekzistojnë dallime. A është e logjikshme që edhe pas këtij realiteti diversiv të kërkojmë të vëmë shenjën e barazimit ndërmjet tyre?!

Në rast se do ta pranojmë një gjë të tillë, do të përgënjeshtrojmë realitetin dhe do të mohojmë të vërtetën. Pra, a do të ishte e drejtë dhe logjike që ligjet dhe normat të jenë të njëjta për të gjithë ndërkohë që të gjithë kanë cilësi dhe specifika të ndryshme?! Në rast se do ta pranonim këtë, do të mohonim parimin e drejtësisë dhe do t'i ngrinim ligjet tona mbi një despotizëm.

Ajetet Kuranore flasin mjaft qartë për këtë ndryshueshmëri në krijim ndërmjet gjërave. Ky diversitet ndiqet

nga një diversitet tjetër; diversiteti i ligjeve dhe mosekzistenca e barazisë ndërmjet gjërave të ndryshme.

(1) Kështu p.sh, do të gjejmë se si në Kuran flitet për pemëtarinë dhe dallimet që kanë frutat në shije dhe në vlera ushqimore. I Madhëruari thotë:

"Dhe në tokë ka hapësira fqinje të shumëllojshme, kopshte me vreshta, të mbjella dhe palma, të degëzuara dhe jo të degëzuara, të ujitura nga i njëjti ujë, megjithatë disa Ne i bëjmë më të mira se të tjerat për t'u ngrënë. Sigurisht që në këto gjëra ka prova për njerëzit që kuptojnë."[1]

(2) Po kështu në dallimin që ekziston ndërmjet njerëzve në ndarjen e pasurisë që ata të sprovohen në të:

"Për secilën palë, për këta dhe për ata, Ne dhurojmë nga begatitë e Zotit tënd dhe begatitë e Zotit tënd kurrë nuk mund të ndalen. Shihni si Ne parapëlqejmë dikë mbi një tjetër (në këtë botë) dhe pa dyshim se Jeta Tjetër do të jetë akoma më e madhe në shkallëzim dhe akoma më madhe në parapëlqim."[2]

(3) Gjithashtu do të gjejmë vargje në Kuran ku Allahu i ndalon besimtarët të ëndërrojnë për gjëra, të cilat ua ka dhuruar vetëm një pjese të njerëzve dhe jo edhe të tjerëve:

"Dhe mos dëshironi ato gjëra me të cilat Allahu ka bërë që disa prej jush të dallohen nga të tjerët. Për burrat do të ketë shpërblim për çfarë ata kanë fituar dhe për gratë do të ketë shpërblim për çfarë ato kanë fituar dhe i kërkoni Allahut nga

[1] Sure Er-Rad / 4 [2] Sure El-Isra / 20-21. 

***begatitë e Tij. Dhe Allahu është kurdoherë i Gjithëdituri për çdo gjë."***[1]

(4) Allahu na e bën të qartë pse burrat qëndrojnë më lart se gratë. Kjo sepse Allahu i ka dhënë mashkullit cilësi trupore, shpirtërore dhe mendore, të cilat nuk ua ka dhënë grave. Cilësi këto që i përshtaten më së miri funksionit të tij në shoqëri ndryshe nga funksionet shoqërore të femrës. Nga këto funksione mund të përmendim parësinë që ka burri në ecurinë e familjes:

"Burrat janë përgjegjës për gratë, sepse Allahu e ka krijuar njërën palë prej tyre të shquhet mbi tjetrën dhe (për shkak) pse ata shpenzojnë (për t'i mbajtur ato) nga mjetet e tyre të jetesës…"[2]

(5) Allahu gjithashtu i ka dalluar njerëzit në çështjen e rrëskut, për t'i sprovuar ata për çka u dha. I Madhëruari thotë: "Allahu ka parapëlqyer e veçuar disa prej jush mbi disa të tjerë në pasuri e prona…"[3]

Këto ndryshime gjithkush është në gjendje t'i dallojë në realitetin e përditshëm të njerëzve dhe asnjë sistem, qoftë ky socialist apo komunist nuk do të mund t'i bëjë njerëzit të barabartë në pasuri.

(6) Madje Allahu ka dalluar edhe ndërmjet profetëve të Tij:

[1] Sure En-Nisa : 32.
[2] Sure En-Nisa : 34.
[3] Sure En-Nahl : 71.

"Dhe Zoti yt e di më së miri gjendjen e atij që është në qiej dhe në tokë dhe sigurisht që Ne kemi parapëlqyer disa profetë mbi të tjerët, ndërsa Daudit i dhamë Zeburin."[1]
"Ata të dërguar! Ne parapëlqyem disa mbi disa të tjerë; disave Allahu u foli drejtpërdrejt; të tjerët Ai i ngriti në shkallë të larta nderi…"[2]
(7) Allahu i ka dalluar edhe njerëzit, bijtë e Ademit ndaj krijesave të tjera:
***"Dhe vërtet që Ne i kemi nderuar bijtë e Ademit dhe Ne i kemi mbartur ata në tokë e në det dhe i kemi furnizuar ata me të gjithë të mirat, si edhe i kemi parapëlqyer ata përmbi shumë prej atyre që Ne i kemi krijuar me mirësi të veçantë."***[3]
Siç shihet diferencimi është ligji i përgjithshëm i Zotit në natyrë gjë të cilën e dëshmon edhe realiteti që na rrethon.

## Vendosja e barazisë ndërmjet gjërave të ndryshme është padrejtësi ndaj së vërtetës

Përderisa logjika e shëndoshë dhe faktet e realitetit dëshmojnë për mosekzistencën e barazisë ndërmjet gjërave të ndryshme, është më se e natyrshme që edhe ligjet, të cilat vendosin barazinë ndërmjet tyre, të jenë ligje të padrejta.

[1] Sure El-Isra / 55.
[2] Sure Bekare / 253.
[3] Sure El-Isra / 70.

Allahu midis të tjerash ka zbritur një numër të konsiderueshëm ajetesh në librin e Tij, për të shpënë të vërtetën dhe drejtësinë në vend, për të mos ia zbukuruar njerëzve idetë e barazisë dhe për t'u bërë të qartë mosqenien e barabartë të sendeve ndryshme. I Lartësuari për këtë thotë:
"Thuaj: Nuk është njëlloj e keqja dhe e mira, megjithëse bollëku i të keqes mund të të marrë mendjen. Kështu pra, kini frikë Allahun, o ju njerëz me mendje të shëndoshë, me qëllim që të mund të jeni të fituar."[1]
"Thuaj: A janë të barabartë ata që dinë dhe ata që nuk dinë? Po vetëm të zotët e mendjes marrin mësim."[2]
"Nuk është njësoj i verbëri me atë që shikon. As errësirat dhe drita (nuk janë njësoj). As hija dhe nxehtësia (nuk janë njësoj). Nuk janë njësoj as të gjallët dhe të vdekurit. Sigurisht që Allahu bën të dëgjojë kë do Ai, ndërsa ti nuk mund t'i bësh të dëgjojnë ata që janë ndër varre."[3]
Përderisa diferencimi vjen si pasojë e dallimit të veprave më të përkryera që kryejnë njerëzit e zgjedhur, është më se e drejtë dhe hak që të tillë njerëz të vlerësohen më tepër. Prandaj Allahu me të drejtë i vlerësoi më tepër luftëtarët në udhën e Tij që dhanë pasurinë dhe jetën e tyre, ndaj atyre që nuk morën pjesë në luftë:

"Nuk janë të barabartë ata besimtarë që rrinë në shtëpitë e tyre, përveç atyre që janë të pamundur, me ata që përpiqen

[1] Sure Maide / 100.
[2] Sure Zumer / 9.
[3] Sure El-fatir / 19-22. 

***dhe luftojnë për çështjen e Allahut me pasurinë e tyre dhe me jetën e tyre. Allahu i ka parapëlqyer në shkallë më të lartë ata që përpiqen dhe luftojnë me pasurinë e tyre dhe me jetën e tyre përmbi ata që rrinë në shtëpitë e tyre. Për secilin Allahu ka premtuar mirësi (Xhenet), por Allahu ka parapëlqyer ata që përpiqen dhe luftojnë përmbi ata që rrinë në shtëpi me një shpërblim të madh. Shkallë të larta dhe Falje e Mëshirë prej Tij (do të kenë). Dhe sigurisht që Allahu është Falës dhe Mëshirues."***[1]

Po kështu, ishte më se e drejtë që Allahu t'i vlerësonte më tepër ata që shpenzuan dhe luftuan për hir të Tij para çlirimit të Mekës ndaj atyre që shpenzuan dhe luftuan pas çlirimit saj.

"Nuk janë njësoj ndërmjet jush ata që shpenzuan dhe luftuan para hapjes (së Mekës). Të tillët janë në gradë më të lartë se ata që shpenzuan dhe luftuan më pas, por për të gjithë Allahu ka premtuar Mirësi dhe Allahu është i Mirënjohur për gjithçka që ju punoni."[2]

Prej drejtësisë është që Allahu të mos vërë shenjën e barazisë ndërmjet muslimanëve dhe keqbërësve:

"Të devotshmit te Zoti i tyre kanë kopshte të begatë. A do t'i bëjmë të barabartë muslimanët me keqbërësit? Ç'është me ju kështu, si po gjykoni?!"[3]

[1] Sure En-Nisa : 95-96.
[2] Sure El-Hadid : 10.
[3] Sure El-Kalem : 34-36. 48

### Një vështrim rreth realitetit që kërkon barazi

Përsa i përket çështjeve që në realitet janë të barabarta dhe të njëjta, e drejta në mënyrë detyruese kërkon që ligjet dhe normat e tyre të jenë të njëjta. Po japim disa shembuj për këtë gjë:

1-Njerëzit janë të barabartë në qenien e tyre si krijesa të Allahut, janë të barabartë në qenien e tyre robër të Tij, kështu që ata janë të njëjtë para Tij nga ky drejtim.
2-Njerëzit kanë të drejtën e tyre për të jetuar. Kjo është një e drejtë e barabartë për të gjithë përveç atyre që me ligjin e Zotit lejohet t'u merret jeta për shkak të kufrit, krimit apo për ndonjë keqbërje tjetër.

3-Njerëzit para gjykatës janë të gjithë të barabartë, prandaj është detyrë e gjykatësit që t'u japë të drejtë të barabartë në sallën e gjyqit palëve kundërshtare.
4-Në origjinë njerëzit kanë të drejta të barabarta për të punuar, siguruar jetesën, arsimuar dhe në përgjithësi për të përfituar të mirat e kësaj bote dhe botës tjetër. Kështu që drejtësia e do që atyre t'u jepet e njëjta mundësi e barabartë për të gjithë, më pas çdo njeri do të ketë aq sa i takon në bazë të punës dhe mundit që ai ka derdhur, apo dijes, mendimit dhe sinqeritetit që ai ka, si dhe çdo gjëje tjetër që ia vlen të vlerësohet.

5-Njerëzit që të gjithë janë të barabartë në qenien e tyre si njerëz. Kjo për shkak se ata që të gjithë në origjinë janë bijtë e Ademit, e të gjithë janë prej këtij dheu dhe njëkohësisht që të

gjithë janë krijesa të Allahut e robërit e Tij. Prandaj drejtësia e kërkon që të mos ketë dallim raca nga raca, kombi nga kombi, ngjyra nga ngjyra dhe gjuha nga gjuha, për shkak të racës, kombësisë, ngjyrës apo gjuhës së tyre.

6-Po kështu çdo çështje ku e drejta është e barabartë ndërmjet palëve, ligji i drejtësisë kërkon në mënyrë të detyrueshme vendosjen e barazisë ndërmjet tyre.

Të gjitha diferencimet që bëhen jo në bazë të së vërtetës dhe realitetit, por sipas botëkuptimeve të njerëzve; janë padrejtësi shoqërore, siç është diferencimi ndërmjet klasave shoqërore që pretendendohet se gjoja u trashëguaka, apo siç është botëkuptimi që bën dallime në bazë të racave, ngjyrës dhe gjuhës.

Ndërsa nëse realiteti tregon se ekzistojnë dallime atëherë drejtësia e kërkon që të ekzistojnë dallime, siç është p.sh, zgjuarsia, forca, morali…

Islami i vendos të drejtat në bazë të parimit të drejtësisë dhe jo të barazisë, ndërsa realitetin e gjykon sipas gjendjes së vërtetë dhe drejtësisë që kërkon ky realitet, e jo në bazë të barazisë absolute nëse realiteti kërkon diferencime. Nuk është e mundur që Islami të vendosë barazinë ndërmjet të mangëtës dhe të plotës, të vërtetës dhe të kotës, ndërmjet të diturit dhe injorantit. Ai nuk mund të barazojë ndërmjet arit dhe kallajit, ndërmjet myshkut[1] dhe gëlqeres, ndërmjet të mirës dhe të keqes,

[1] Këtu fjala myshk nuk nënkupton bimën e myshkut, siç mund të mendojnë disa, por lëndën aromatike që nxirret nga dreri, shih për këtë ‘Fjalori i gjuhës së sotme shqipe’ (arabisht: misk).

të gjallit dhe të vdekurit dhe as ndërmjet atyre që besuan e bënë punë të mira dhe atyre që s'besuan e punuan punë të këqija.
Drejtësi do të thotë t'i japësh gjithsecilit atë të drejtë që i takon për aq sa i takon, ndërsa barazia mund t'i japë atij që ka të drejtë më tepër se sa i takon apo më pak seç e meriton. E gjithë kjo do të thotë tirani, padrejtësi dhe armiqësi ndaj parimit të drejtësisë.

### Slogani i lirisë dhe i barazisë është një shpikje çifute

(1) Është dokumentuar se liria dhe barazia janë simbole të Masonizmit, organizatë e udhëhequr nga çifutët. [1]
Orientalisti holandez Duzi e ka përkufizuar kështu Masonizmin: "Një grumbullim i madh i ideologjive të ndryshme, të cilat funksionojnë për një qëllim të vetëm; rindërtimin e tempullit, simboli i shtetit të Izraelit."[2]

[1] "Lozhat masone të përhapura në të gjithë botën shërbejnë si mbulesë për të fshehur qëllimet tona e për t'i kamufluar ato…" ( 'Protokollet Cioniste', protokolli nr.4) [2] Revista 'El-kuat el-museleha' që del në Kajro, në numrin 421 të vitit 1964 shkruan: "U festua në Palestinën e pushtuar vendosja e gurit themeltar të lozhës masonike më të madhe në botë. Me këtë rast foli edhe rabini izraelit, i cili u shpreh tekstualisht: O ju vëllezër masonë nga e gjithë bota; sot po festojmë vendosjen e gurit themeltar të lozhës më të madhe masone në botë, e cila do të ndriçojë rrugën e masonizmit për realizimin e qëllimeve të tij. Ne

(2) Po ashtu një fakt tjetër real është se çifutët ishin ata që planifikuan dhe realizuan revolucionin borgjez francez, simboli treshit të cilit ishte: 'Liri-Barazi-Vëllazëri'.[1]

(3) Një fakt tjetër që tregon ndikimin e duarve të fshehta çifute është edhe ky tekst nga Protokollet Sioniste, protokolli nr.1:

> "Që herët ne kemi qenë të parët që kemi thirrur me fjalët 'Liri, Barazi, Vëllazëri' dhe që nga ajo kohë papagallët injorantë s'pushojnë së përsërituri po të njëjtat fjalë, duke u grumbulluar nga çdo anë rreth këtyre sloganeve mashtruese me të cilat i prenë rrugën lulëzimit dhe qetësisë në botë, i prenë rrugën lirisë së vërtetë individuale që ekzistonte më parë e që të mbronte nga dhuna e llumit të shoqërisë.

*që të gjithë punojmë për një qëllim të vetëm. Ai është kthimi i të gjithë kombeve tek feja e parë, të cilën Zoti e zbriti në këtë tokë ku çdo fe tjetër është e kotë. Këto fe kanë mbjellë përçarje me banorët e një vendi ndaj një vendi tjetër… Si rezultat i punës tuaj, do të vijë një ditëku do të shkatërrohen në të feja kristiane dhe ajo Islame dhe muslimanët dhe të krishterët do të heqin dorë nga besimet e tyre të kota e të shpifura dhe tek të gjithë njerëzit do të arrijë drita e së drejtës dhe së vërtetës." ('Qeveria sekrete e botës', fq.13)*

[1] "Kujtoni revolucionin francez që e cilësuam si 'madhështor'. Ne i dimë fort mirë sekretet e përgatitjes së tij sepse ai ishte shpikje e duarve tona. E që nga ajo kohë s'kemi pushuar së udhëhequri masat e njerëzve nga një shpresë e zhgënjyer në një tjetër shpresë të zhgënjyer deri sa t'i dorëzohen interesave tona dhe mbretit absolut me gjak sionisti, të cilin po e përgatisim për botën." (Protokollet sioniste, protokolli nr.3)

*Gojimët*[1] *(joçifutët), të cilët e mbajnë veten si të zgjuar dhe me kulturë, nuk qenë në gjendje të dallojnë këtë fakt kontradiktor ndërmjet fjalëve dhe kuptimeve që ato përmbajnë. Ata nuk qenë të kujdesshëm që të dallonin se barazia nuk gjendet në natyrë, po ashtu edhe liria sepse vetë natyra i ka krijuar mendjet, temperamentet dhe aftësitë të pabarabarta dhe ajo që të gjithë i ka nënshtruar me ligjin e saj... Thirrjet tona për Liri, Barazi, Vëllazëri, kanë tërhequr mbas nesh nga çdo anë e botës një numër të madh njerëzish në radhët tona. Kjo falë punës së zellshme që bëjnë punëtorët tanë të verbër, të cilët ngrenë flamurin tonë me entuziazëm. Ndërkohë që këto fjalë si krimbi brenin lumturinë e gojimit (joçifutit) dhe shkatërronin paqen dhe stabilitetin e tyre, duke shembur kështu themelet e shteteve, gjë që na ka dhënë neve fitore."*[2]

[1] Fjalët: goyim, goys, gentilis në gjuhën e këtyre protokolleve nënkuptojnë jo-hebrenjtë, fjalë në fakt që për ta ka kuptim fyes dhe tregon supremacinë e racës çifute ndaj kombeve të tjera të botës.
[2] Po aty shkruesi i këtyre protokolleve shprehet: "Ideja e lirisë është e pamundur që të trupëzohet sepse nuk ka njeri që të dijë se si ta përdorë atë në mënyrë të logjikshme. Lejoni popullin që ai vetë ta qeverisë veten e tij njëfarë kohe dhe ai ka për t'u prishur..."

## Përgjigjet e pyetjeve të hartuara nga organizata misionare “Baballarët e Bardhë”

Mbas këtyre shpjegimeve të përgjithshme që përmenda po u përgjigjem pyetjeve një nga një në mënyrë të përmbledhur dhe shkurt.
Kushdo që i lexoi me vëmendje ato që u thanë më sipër e që gjykon me logjikë të ftohtë, pa paramendime, e është i paanshëm s’besoj se i ka mbetur ndonjë dilemë apo paqartësi për t’u sqaruar, pasi pyetjet vërtiten rreth pranimit të parimit të lirisë dhe barazisë si parime unike, të përgjithshme e të pakontestueshme. Mirëpo siç u bë e qartë, këto dy parime përmbajnë në vetvete elementë të padrejtë, falsë dhe kundra realitetit. Siç dihet nga bazat e logjikës së pranuar nga të gjithë njerëzit, çdo gjë që bazohet mbi diçka të pasaktë është e pasaktë. Çdo ide që ndërtohet mbi një gjë të pavërtetë është e pavërtetë e jashtë realitetit dhe natyrisht çdo ndërtesë e pathemeltë është e destinuar të shkatërrohet.

Në përgjigjet e mia nuk është e nevojshme që unë të mbaj pozicionin e një avokati të Islamit dhe ligjeve të tij. Feja Islame është hak dhe e vërtetë dhe vjen prej Allahut, Zotit të botëve, kështu që unë do të pozicionohem më tepër si një këshillues që tregon të vërtetën dhe ua sqaron atë njerëzve të paanshëm e që kanë mend në kokë. E drejta dhe e vërteta janë si drita e diellit

që kur shfaqen, zhdukin çdo të pavërtetë që krijon errësira. Pa dyshim që falsiteti është i destinuar të zhduket.
Unë do t'i paraqes përgjigjet nga këndvështrimi i së vërtetës, në mënyrë që sqarimet e mia të jenë argument para Allahut, Ditën e Gjykimit ndaj atyre që hartuan këto pyetje dhe atyre që anojnë nga ta. Ashtu siç shpresoj që këto përgjigje të jenë argument për të gjithë ata që e duan dhe e kërkojnë të vërtetën, në të cilët sadopak mund të ketë mbetur ndonjë fije dyshimi dhe dileme, e argument për ata që e duan dhe mbrojnë Islamin, Sheriatin dhe normat e tij.

## Pyetjet rreth lirisë dhe përgjigjet e tyre

***Pyetja e parë: 1) Si mund të shpjegohet liria e mendimit dhe e besimit, të cilat Zoti ia ka dhuruar njeriut kur në të njëjtën kohë ndalohet ndërrimi i fesë për personat që e dëshirojnë këtë (duke përdorur dënimin maksimal, pra, me vdekje) edhe sikur ky konvertim të jetë rezultat i një refleksioni të thellë personal i bazuar në arsye serioze?***

***Përgjigjja: Pas asaj që kam përmendur më parë rreth lirisë në konceptin tonë Islam mund të shtoj duke thënë se: Një njeri normal që ka arritur moshën e përgjegjësisë, është plotësisht i lirë para Islamit për t'u bërë musliman ose jo. Pavarësisht nga kjo, atë e ndjek përgjegjësia e Zotit për këtë zgjedhje që ai bën. Në rast se ai do të zgjedhë mohimin e Islamit, besimeve dhe***

ligjeve të tij, atëherë përfundimi i tij Ditën e Gjykimit do të jetë zjarri i përjetshëm nga i cili nuk ka për të dalë kurrë. Asnjë njeri nuk detyrohet që të futet në Islam me dhunë. Kushdo që dëshiron të bëhet pjesëtar i kësaj feje mund të informohet që përpara se ai do të ngarkohet me disa përgjegjësi, të cilat në rast se i thyen, do të ndëshkohet madje dhe rëndë deri me dënim kapital.[1] Kjo i ngjan tamam atij që kërkon nënshtetësinë e një vendi, i cili duhet ta dijë se është përgjegjës që të respektojë kushtetutën dhe ligjet e këtij shteti para se ai të përfundojë marrëveshjen për marrjen e nënshtetësisë. Një prej këtyre ligjeve të tij është edhe masa ndëshkimore që merr ky shtet kundra atyre që shkelin ligjet e tij, qoftë ky edhe dënim me vdekje për atë që e meriton.

Kërkesa për nënshtetësi nga një individ i caktuar dhe dhënia e saj nga shteti, është një aktmarrëveshje ndërmjet dy palëve me interes dhe përgjegjësi reciproke. Një nga përgjegjësitë e marrjes së nënshtetësisë është edhe zbatimi i detyrimeve të shtetit, siç është pagimi i taksave shtetërore, shërbimi ushtarak i detyruar nëse gjendet, pranimi i kodit të tij penal si dhe pranimi i dënimit me vdekje në rast tradhtie të lartë ndaj shtetit.

[1] Sipas ligjeve të Islamit masat ndëshkimore, siç janë dënimi me vdekje apo prerja e dorës kryen vetëm nga Shteti Islam dhe jo nga individi, pra, në ato vende ku nuk zbatohet Sheriati islam, muslimanëve i kërkohet që të bëjnë durim pasi vetëgjyqësia shkakton probleme, të cilat dëmtojnë popullsinë muslimane në atë vend.

Një nga çështjet për të cilat e jep besën ai që dëshiron të hyjë në Islam është edhe fakti se, nëse ai e tradhton Islamin, është i disponuar të dënohet me vdekje. Prandaj ai është i lirë që para se të hyjë në Islam të mendohet, në rast se do që të bëhet pjesëtar i bashkësisë muslimane dhe i shtetit Islam apo jo. Kushdo që me lirinë e plotë të mendjes dhe perceptimit të tij pranon të futet në Islam, ka pranuar me lirinë e tij të plotë që në rast se tradhton këtë fe, të dënohet me vdekje. Kështu që këtu nuk ekziston aspak kontradikta ndërmjet lirisë së besimit dhe kësaj që përmendëm. Pyetja në fakt është paraqitur me një farë injorance apo me qëllim për të përzier në mes koncepteve të ndryshme.

Dënimi që jepet për renegatin në të vërtetë nuk është dhunë në fe porse një mburojë për kombin islam nga ata që duan të luajnë me lirinë, duke hyrë në Islam kur të duan dhe të dalin prej tij kur t'u teket. Kështu u pritet udha të gjithë atyre armiqve të Islamit që kërkojnë të thurin kurthe dhe intriga në dëm të Islamit dhe muslimanëve, duke përdorur mjete dhe forma nga më të ndryshme për të luajtur me këtë fe, për të përçarë radhët e muslimanëve dhe për t'i dobësuar ata. Për të futur në dorë çdo gjë të mirë që ata kanë dhe për t'i luftuar ata nga brenda radhëve të tyre, duke e justifikuar të gjithë këtë me sloganin 'Liri'[1].

[1] Nuk janë të pakta rastet në historinë islame ku njerëz dyfytyrësh me mënyra të tilla janë munduar të dëmtojnë Islamin dhe muslimanët. Emra si Abdullah ibn Seba, Ahmed Gulam El-Kadjani, Mirza Husejn Ali El-Bahai, Mustafa Qemal Ataturku, Selman Rushdi... etj, nuk mund të harrohen për

Nëse ndonjë pretendon se ai kur hyri në Islam nuk e dinte që në rast se dilte prej tij dënohej me vdekje, ne i përgjigjemi atij duke i thënë: Siç dihet dhe pranohet te të gjithë ligjvënësit që mosnjohja e ligjit nuk e shpëton individin nga përgjegjësia nëse ai i shkel rregullat e tij.

**Pyetja e dytë: Muslimanët e konsiderojnë mëse të natyrshme që të krishterët t'u njohin të drejtën vëllezërve të tyre të besimit në përqafimin e Islamit… A nuk është e mundur që muslimanët që dëshirojnë të hynë në Krishterim të fitojnë të njëjtën të drejtë, duke njohur kështu lirinë që Zoti ia ka dhuruar njeriut?**

***Përgjigjja: Në përgjigjen e pyetjes së parë u fol rreth daljes nga Islami, kështu që nuk ia vlen ta përsërisim këtu. Megjithatë unë mund të them këtu se ajo që përmendet në pyetje, nuk përputhet me atë çka muslimanët kërkojnë prej të krishterëve. Ata nuk thonë që është e drejta e një të krishteri që të përqafojë Islamin dhe të bashkohet me muslimanët sikur ata të ishin një parti politike apo një grupim i caktuar njerëzish. Thirrësit Islamë u drejtohen të gjithë njerëzve duke iu thënë: Ne po të komunikojmë ty se ti je një krijesë e Allahut, Zotit të Botëve, Zotit të qiejve dhe të tokës dhe se është detyra jote që të***

besosh vetëm tek Ai si Zot i vetëm dhe i pashoq. Duhet ta adhurosh vetëm Atë dhe të mos i shoqërosh Atij në këtë adhurim askënd. Të besosh te të gjitha ato që kanë ardhur nga Allahu, te të gjithë të dërguarit dhe profetët e Zotit pa dallim. Besimi yt duhet të jetë konform së vërtetës që vjen prej Zotit, i pandryshuar, i padevijuar apo i zëvendësuar. Po ashtu është detyrim për ty që të punosh dhe jetosh konform fesë së fundit që zbriti Allahu, fe me prova dhe argumente të qarta, e shoqëruar me mrekulli, të cilat provojnë sinqeritetin e të Dërguarit që na komunikoi atë çka mori prej Zotit të tij. Në rast se ti nuk beson dhe e refuzon këtë fe përfundimtare, atëherë je duke e shpënë veten tënde drejt ndëshkimit të Allahut në zjarrin e Xhehenemit përjetësisht. Ditën e Gjykimit nuk do të vlejë as partia e as grupi jot, e as nuk do të vlejë ndërmjetësimi i askujt. Ne vetëm po të komunikojmë dhe po të këshillojmë dhe as të dhunojmë e as të detyrojmë. Nëse njerëzit e tu të ndalojnë ty me forcë nga një gjë e tillë, ti mund të besosh fshehtas, deri sa të të jepet mundësia ta shfaqësh botërisht besimin tënd dhe të bashkohesh me bashkësinë muslimane ku do të bashkëngjitësh energjitë e tua me energjitë e tyre.

Ne aspak nuk u themi të krishterëve; është e drejta e tij që ju të mos e ndaloni dhe detyroni atë të qëndrojë me zor në krishterim, duke u bazuar kështu te parimi i lirisë. Por ne ju themi atyre: Ju që të gjithë e keni për detyrë të besoni te feja e vërtetë e Allahut dhe te të gjithë profetët dhe të dërguarit e Tij. Në rast se ju nuk doni, atëherë do të vini veten, familjet dhe

ndjekësit tuaj para ndëshkimit të ashpër të Allahut, Ditën e Gjykimit.
Ne u themi që të gjithë atyre se jemi të gatshëm që t'u paraqesim fakte dhe argumente logjike dhe shkencore për t'u bindur nëse dëshirojnë. Ju mund të thoni çfarë të doni rreth parimeve dhe bazave të fesë tuaj dhe ne jemi të gatshëm të diskutojmë me ju rreth tyre mbi një platformë logjike dhe shkencore të përbashkët. Ai që do vihet para argumentit dhe do t'i bëhet e qartë e vërteta, duhet ta pranojë dhe shpallë atë. Ne ju drejtohemi duke iu thënë ashtu siç na mëson Kurani Fisnik: "E atëherë ose ne ose ju jemi në rrugë të drejtë, apo në një humbje të qartë!"[1]

Pyetja e dytë nuk mund të formulohej në një mënyrë të tillë, vetëm nëse ata që drejtuan këtë pyetje e konsiderojnë fenë thjesht një çështje që u përket grupimeve të shoqërisë njerëzore dhe dëshirave të tyre për të qenë ndjekës të kësaj apo asaj ideje dhe jo një çështje hyjnore që u kërkohet të gjithë njerëzve. Shtrimi i pyetjes bazohet mbi një ide të gabuar e të pasaktë që në themelet e saj. Ne nuk u themi të krishterëve: është e drejta e një të krishteri ndaj jush që ju mos ta pengoni lirinë e tij në rast se ai zgjedh të ndryshojë fenë e tij! Çështja e fesë nuk është aspak një pazar politik apo ekonomik që të mund ta konsiderojmë atë si një marrëdhënie reciproke. Feja është e drejta e Allahut ndaj të gjithë njerëzve dhe nuk është një e drejtë e muslimanëve, kështu që ata mund të lëshojnë pe' në

këtë çështje. Nëse të krishterët besojnë se Krishterimi është një çështje në duart e tyre dhe ata mund të bëjnë pazarllëqe në emër të tij, ky është një problem i tyre e që në fakt ndryshon tërësisht nga mendimi Islam dhe doktrina hyjnore islame.

***Pyetja e tretë: A është Islami i gatshëm, në vendet Islame që t'u japë të krishterëve po ato liri që i gëzojnë muslimanët në vendet e krishtera, siç është hyrja nëpër xhamia dhe të shprehurit lirshëm në to rreth fesë së tyre si dhe ftesa për të përqafuar besimin e krishterë?***

***Përgjigjja: Muslimanët janë të gatshëm që të organizojnë çdo lloj debati publik rreth çështjeve që u përkasin besimit Islam dhe atij kristian apo çfarëdolloj besimi a ideologjie të përhapur nëpër popujt e botës. Ne jemi të gatshëm që t'i zhvillojmë këto debate në vendet islame apo diku tjetër. Dhe kushdo që dëshiron të zhvilloj një debat të lirë dhe të hapur në bazë të rregullave të një debati logjik, ne e mirëpresim atë dhe do t'i vëmë atij në dispozicion salla dhe auditorë publike të përshtatshme për të tilla debate ashtu siç ka në çdo vend. Ne nuk bëhemi njerëz me preferenca të ngushta, duke kërkuar që këto debate të zhvillohen në faltoret apo qytetet e tyre të veçanta religjioze, siç mund të jetë Vatikani për shembull. Ne jemi të kënaqur që të tilla debate të zhvillohen në çfarëdolloj vendi të hapur publik të përshtatshëm ku do mund të paraqesim parimet tona dhe të tjerët parimet e tyre. Ne nuk hyjmë nëpër***

kishat e faltoret e tyre dhe as nuk duam t'i vëmë ata në siklet për një gjë të tillë ashtu siç mund të përmendim këtu se ata nuk e pranojnë që thirrësit islam të propagandojnë brenda kishave dhe ambienteve të tyre të veçanta.

Pyetja është ndërtuar në mënyrë të gabuar dhe aspak realiste. Kjo është një përpjekje për të mbuluar veprimet e aktivistëve të krishterë në vendet Islame. Misionarët e krishterë kanë me mijëra njerëz, organizata, fondacione mësimdhënëse, mjekësore e të tjera me qëllime kristianizuese, të cilat janë përhapur në vendet muslimane falë neglizhencës së pushtetit administrativ dhe nën ndikimin kolonialist të shteteve të krishtera. Ndërkohë që muslimanët përballë kësaj nuk kanë në vendet kristiane veçse një numër të vogël thirrësish islamë apo ndonjë Qendër Islamike, e cila merret më tepër me pakicat muslimane në atë vend.

Kërkesa për një shkëmbim të tillë reciprok që bëhet në këtë pyetje, kërkon që edhe muslimanët të kenë në vendet e krishtera po të njëjtat mundësi dhe mjete që kanë misionarët e krishterë në vendet islame, me anë të të cilave ata mundohen të kristianizojnë muslimanët. Një nga këto mjete të pandershme dhe aspak fisnik, është shfrytëzimi i çdo situate krize apo fatkeqësie ku përdoren paratë dhe ndihmat humanitare të ardhura nga e gjithë bota, ndërmjet tyre edhe paratë e muslimanëve, për interesat e kryqëzatave propagandistike të të krishterëve.

***Pyetja e katërt: Si mund të jetë logjik fakti se Allahu i ka dhënë liri të barabartë gruas dhe burrit dhe më pas gruaja muslimane ndalohet që të zgjedhë bashkëshortin me të cilin ajo dëshiron të martohet në rast se ai është jomusliman?***

***Përgjigjja: Siç e sqaruam edhe më parë në hyrjen e përgjithshme, Islami nuk e konsideron lirinë e pakufishme si një nga parimet e tij. Liria absolute bie në konflikt me urtësinë e krijimit të njerëzve, të cilët do të sprovohen në këtë jetë nëpërmjet urdhrave dhe ndalesave të Allahut.***

Këtu mund të shtoj faktin se vënia në dyshim e urtësisë së Allahut për atë që Ai ligjëron, ndalon, lejon apo detyron për krijesat e Tij është rruga e djallit kur ai në mënyrë të ngjashme refuzoi t'i përkulej Ademit, duke pretenduar se origjina e tij e zjarrtë ishte më e mirë se sa origjina e dheut nga e cila u krijua Ademi. Ndërkohë që logjika e shëndoshë s'e pranon dallimin në bazë të origjinës racore, duke vlerësuar vetë objektin dhe jo se çfarë origjine ka pasur ai më parë. Dhe ishte dija, ajo me të cilën Allahu e mbivlerësoi dhe lartësoi Ademin, duke i dhënë bashkë me të edhe mjetet për arritjen e saj, ndërkohë Allahu i urdhëroi ata që e pyetën Atë për urtësinë e krijimit të Ademit të binin përmbys para tij, pasi u tregoi atyre se kjo krijesë ishte e aftë për të qenë më e ditur se ata.

Një fakt i ngjashëm me këtë teori djallëzore është edhe vënia e shenjës së barazimit ndërmjet objekteve të ndryshme në cilësi, veçori dhe çfarë rrjedh si rezultat i këtyre dallimeve.

Të pretendosh barazi ndërmjet dy gjërave, të ndryshme në veçori trupore dhe shpirtërore, të ndryshme në funksionet shoqërore, do të thotë të pranosh një çështje të kotë, e cila i kundërvihet parimit të drejtësisë dhe së vërtetës.
Dihet shumë mirë si nga përvoja po ashtu edhe nga analizat shkencore se gruaja ka veçori trupore dhe shpirtërore të ndryshme nga ato të burrit. Veçoritë e gruas e bëjnë atë të aftë për funksione të ndryshme shoqërore, më e rëndësishmja e të cilave është ajo e të qenit nënë. Nevoja e saj për një burrë, i cili do të jetë kolona ku ajo dhe e gjithë familja do të mbështesë trupin e saj. Forca dhe potenciali që zotëron burri mund ta shtyjë atë që të përdorë pushtetin e tij për ta detyruar gruan që ajo të lërë fenë e saj. Për këtë arsye Allahu i Madhëruar nuk ia ka lejuar gruas muslimane që të martohet me një bashkëshort jomusliman, duke e ruajtur atë nga trysnia e burrit dhe ndikimi i tij për ta nxjerrë atë nga Islami dhe për ta ekspozuar ndaj ndëshkimit të përjetshëm të Allahut.[1]

Në të njëjtën kohë, ne nuk i ndalojmë jomuslimanët nëse ata i pengojnë gratë e tyre që të martohen me muslimanët. Përkundrazi kjo ne na gëzon dhe do të dëshironim që ata të

[1] Ky është ligji i Allahut i pandryshuar deri në Ditën e Kiametit për të gjithë muslimanët, kështu që nuk mund të merret aspak parasysh fakti nëse burri jomusliman është tolerant ndaj fesë së gruas së tij apo jo. Një martesë e tillë konsiderohet e pavlefshme çfarëdo qofshin arsyet apo rrethanat në të cilat kryhet ajo. "...mos u martoni me idhujtarët deri sa ata të besojnë. Nuk ka dyshim se një rob besimtar është më i mirë se një idhujtarë edhe pse ai mund t'iu mahnitë ju. Ata iu ftojnë ju në zjarr, e Allahu iu fton në Xhenet…" (Sure El-Bekare: 221)

nxirrnin të tilla vendime, me të cilat do të privonin gratë jomuslimane të martoheshin me burrat muslimanë, pasi kjo është më mirë edhe për burrat tanë që nuk do të kenë mundësi të bien pre' e sprovës së gruas jomuslimane ndaj fesë së tyre.

Çfarë mund të bëjmë ne atëherë nëse jomuslimanët i lejojnë vajzat e tyre të martohen me burrat muslimanë?

Ne megjithë mosdëshirën dhe papëlqyeshmërinë që kemi, e pranojmë martesën e një burri musliman me një grua të krishtere ose çifute [sepse Islami e lejon këtë] me kusht që martesa ndërmjet tyre të rregullohet konform ligjeve islame ku parësia i përket burrit dhe fëmijët, qofshin meshkuj apo femra i përkasin fesë së burrit. Po ashtu trashëgimia të ndahet në bazë të ligjit islam për trashëgiminë. Nëse këto kushte nuk realizohen, qoftë edhe një prej tyre atëherë Islami nuk e lejon një martesë të tillë me një grua jomuslimane, qoftë kjo edhe çifute apo e krishtere.

Mësimet islame e këshillojnë muslimanin që kur ai dëshiron të martohet, të zgjedhë një grua muslimane të devotshme dhe të ndershme, të pajisur me moral dhe fe.

***Pyetja e pestë: Si mund t'i shpjegojmë disa dënime trupore siç është prerja e dorës së vjedhësit apo rrahja dhe gurëzimi, dënime, të cilat bazohen në disa ajete kuranore?***

***Përgjigjja: Përgjigjja ime për këtë pyetje do të bazohet në pesë këndvështrime:***

*Së pari: Feja është ligj e norma hyjnore dhe është e drejta e Zotit ndaj krijesave të Tij që ata t'i binden vetëm Atij dhe të kapen pas ligjit të Tij, duke vepruar konform këtij ligji. Feja nuk është aspak një shpikje njerëzore që të mund t'u lejohet atyre të veprojnë me të si të duan. Vënia në dyshim e ligjit të Allahut dhe normave që Ai ka caktuar për njerëzit, do të thotë të dyshosh te vetë urtësia e Zotit. Ajo do të thotë të refuzosh të drejtën e Tij në rregullimin e çështjeve njerëzore, duke ditur që Ai e di gjithçka më së miri dhe se ajo çka ligjëron është më e mira dhe më dobiprurësja për njerëzit.*

Për ne është mëse e qartë dhe e vërtetuar me argumente të pakundërshtueshme se Islami, të cilin na e komunikoi i Dërguari i Allahut, Muhamedi (bekimet e Allahut qofshin mbi të), është Hak, një e vërtetë e zbritur nga Allahu, për të cilën nuk kemi pikë dyshimi. Mrekullia Kuranore është një dëshmues i gjallë për çka po themi se kjo fe me të vërtetë vjen nga Zoti.

*Së dyti: Ndëshkimet trupore përfshihen edhe në mesazhet hyjnore të zbritura nga Zoti te Profetët e tij të vërtetë. Prej tyre janë edhe Profetët e Bijve të Izraelit, të cilët në ligjet e tyre ndëshkimore kanë pasur edhe gurëzimin.*

Ata që drejtojnë këto pyetje e i thonë vetes të krishterë dhe besojnë në librat e Dhiatës së Vjetër dhe çfarë ka në to, duke i konsideruar ato si pjesë e librit të tyre të shenjtë, këta njerëz, a nuk e kanë lexuar librin e Levitikut? A nuk e kanë studiuar seç ka në të? Vallë njerëzit e Kishës nuk u kanë treguar atyre për ndëshkimet trupore që jepen në Bibël?

*“Në qoftë se një burrë apo një grua është medium apo magjistar, ata do të dënohen pa tjetër me vdekje; do t’i vrisni me gurë; gjaku i tyre do të bjerë mbi ta”.*

Lexoni këtë tekst biblik nga Ligji i Përtërirë, kapitulli 20 dhe na e komentoni sipas logjikës tuaj njerëzore:

> *“Kur t’i afrohesh një qyteti për ta sulmuar, do t’i ofrosh së pari paqen. Në qoftë se pranon ofertën tënde të paqes dhe t’i hap dyert e tij, tërë populli që ndodhet aty ka për të paguar haraçin dhe do të shërbejë. Por në rast se nuk do të bëjë paqe me ty dhe kërkon luftë kundër teje, atëherë ti do ta rrethosh. Kur më vonë Zoti, Perëndia yt, do të ta japë në dorë, do të vrasësh me shpatë tërë meshkujt e tij; por gratë, fëmijët, bagëtinë dhe të gjitha ato që ndodhen në qytet, tërë prenë e tij, do t’i marrësh si plaçkën tënde; dhe do të hash plaçkën e armiqve të tu që Zoti, Perëndia yt, të ka dhënë. Kështu do të veprosh në të gjitha qytetet që janë shumë larg nga ti dhe që nuk janë qytete të këtyre kombeve. Por nga qytetet e këtyre popujve që Zoti, Perëndia yt, të jep si trashëgimi, nuk ke për të lënë asgjë që merr frymë; por do të vendosësh shfarosjen e plotë të Hitejve, të Amorejve, të Kananejve, të Perezejve, të Hivejve dhe të Jebusejve, ashtu si të ka urdhëruar Zoti, Perëndia yt, me qëllim që ata të mos ju mësojnë të*

*imitoni tërë ndyrësirat që bëjnë për perënditë e tyre,*
*dhe ju të mos mëkatoni kundër Zotit, Perëndisë tuaj.”*[1]

[Për të plotësuar edhe më tepër këtë aspekt të Biblës dhe për të treguar se ligjet e saj janë shumë më të ashpra se ato të Islamit kur bëhet fjalë për ndëshkimet trupore po paraqesim disa tekste të tjera biblike, si p.sh: “Në rast se dy burra kanë një grindje midis tyre dhe gruaja e njërit afrohet për të liruar të shoqin nga duart e atij që e rreh, shtrin dorën dhe e kap nga organet gjenitale, asaj do t’i pritet dora; syri yt nuk do të ketë mëshirë për të.” [2]

Dhe ja seç thotë për ata që ftojnë në adhurimin e idhujve:

“…mos iu nënshtro atij dhe mos e dëgjo; syri yt nuk duhet të ketë mëshirë për të; mos e kurse, mos e fsheh. Por ti duhet ta vrasësh; dora jote të jetë e para që të ngrihet kundra tij, për ta vrarë; pastaj le të vijë dora e të gjithë popullit. Ti do ta vrasësh me gurë dhe ai do të vdesë, sepse ka kërkuar të largojë nga Zoti… Në qoftë se një ndër qytetet e tua që Zoti, Perëndia yt, të jep për të banuar, dëgjon të thuhet që njerëz të çoroditur kanë dalë nga gjiri juaj dhe kanë mashtruar banorët e qytetit të tyre duke thënë: Shkojmë t’u shërbejmë perëndive të tjera, që nuk i keni njohur kurrë, ti do të bësh hetime, kërkime dhe do të marrësh me kujdes në pyetje; dhe në qoftë se është e vërtetë dhe e sigurt që ky veprim i neveritshëm është kryer me të

[1] Po aty fq. 224. [2] Ligji i përtërirë. 25: 11

*vërtetë në gjirin tënd, atëherë do të vrasësh me shpatën tënde banorët e atij qyteti, duke vendosur shfarosjen e tij dhe gjithçka që ndodhet në të; do të vrasësh edhe bagëtinë e tij."* [1]
Ja edhe një urdhër tjetër që i atribuohet Mosiut, Profetit të Zotit:

"prandaj vrisni çdo mashkull nga fëmijët dhe vrisni çdo grua që ka marrëdhënie seksuale me një burrë, por ruaji të gjalla për vete të gjitha vajzat që nuk kanë pasur marrëdhënie seksuale me burra."[2]

"Po nga qytetet e këtyre popujve që Zoti, Perëndia yt, të jep si trashëgimi, nuk ke për të lënë asgjë që merr frymë, por do të vendosësh shfarosjen e plotë të tyre…"[3]

Po kështu një tjetër urdhër i ashpër që i atribuohet Zotit:
*"Kështu thotë Zoti i ushtrive: Unë do ta dënoj Amalekun për atë që i bëri Izraelit kur i preu rrugën, ndërsa po dilte nga Egjipti. Tani shko, godit Amalekun dhe cakto shfarosjen e të gjitha gjërave që ai ka pa pasur fare mëshirë për të, por vrit burra dhe gra, fëmijë dhe foshnja gjiri, lopë e dhen, deve dhe gomarë."*[4] ]

Ne me plot të drejtë do t'i pyesim se si ata i shpjegojnë këto ndëshkime trupore që gjenden në Dhiatën e Vjetër, tek e cila

[1] Ligji i Përtërirë. 13: 6-15 [2] Numrat. 31: 17-18 [3] Ligji i Përtërirë. 20: 16 [4] 1 Samuelit 15: 2-3

ata besojnë, para se ata të na drejtohen neve për ndëshkimet trupore që gjenden në Islam?[1]

*Së treti: Shumë popuj të botës, përfshi këtu edhe vende perëndimore siç është SHBA-ja nuk i kanë hequr ndëshkimet trupore*[2] deri edhe dënimin me vdekje për krime të mëdha.

[1] Ne nuk duam të gjykojmë aspak këto referenca biblike që përmendën më sipër, pasi prej tyre ndoshta mund të kenë ndonjë vërtetë prej Zotit, por duam t'u kujtojmë bashkëkohësve tanë të krishterë, një këshillë biblike që ndoshta e kanë harruar kur kritikojnë Islamin dhe ligjet e tij nga këndvështrime ateiste: "Mos gjykoni, që të mos gjykoheni. Sepse ju do të gjykoheni sipas gjykimit me të cilin ju gjykoni; dhe me masën me të cilën ju masni, do t'ju masin të tjerët. Pse shikoni lëmishten që është në syrin e vëllait tënd dhe nuk shikon trarin që është në syrin tënd? Ose si mund t'i thuash vëllait tënd: Dale të të heq lëmishten nga syri, kur ke një tra në syrin tënd? O hipokrit, hiqe më parë trarin nga syri yt dhe pastaj shiko qartë për të nxjerrë lëmishten nga syri i vëllait tënd." (Mateu. 7: 1-5) Në rast se ata me logjikën e një ateisti e konsiderojnë sheriatin tonë si të ashpër dhe shkelës i të drejtave të njeriut, në emër të të cilës flasin, atëherë në bazë të reciprocitetit që ata kërkojnë duhet që të hedhin poshtë Biblën e tyre dhe mësimet e saj që ata besojnë se kanë ardhur nga Zoti![2] Kështu për SHBA-në në 1995 ishte viti rekord për dënimet me vdekje që nga 1957. Në këtë vit u ekzekutuan 56 dënime kapitale kundrejt 31 dënimeve të një viti më parë. Ka akoma 3000 burra dhe gra të dënuar që presin ekzekutimin për në krahët e vdekjes. (RAI teletekst 29.12.1995). Sipas www.infoplease.com 108 shtete kanë të sanksionuar në ligjet e tyre dënimin me vdekje për krime të ndryshme. Ndërsa sipas Amnesty International, gjatë 2005 u është ekzekutuar dënimi kapital mëse 2,148 njerëzve në 22 vende të botës. Mëse 5186 njerëz në 53 vende të botës janë gjykuar me dënime kapitale.

Ndërkohë ata aprovojnë apo heshtin ndaj luftërave të pandershme që bëhen sot në botë për interesa egoiste të njërës apo tjetrës palë, megjithë masakrat dhe pasojat që lënë këto luftëra, duke marrë jetën e qindra njerëzve dhe duke lënë të gjymtuar qindra të tjerë.

*Së katërti: Atyre që hartuan këto pyetje u themi që t'i kthehen historisë së krishterë të mesjetës të mbushur plot krime, vrasje, përndjekje dhe tortura nga më monstruozet si prerja e duarve, këmbëve, hundës dhe veshëve, nxjerrjen e syve me hekur të nxehtë për t'iu imponuar jokrishterëvë dhe veçanërisht muslimanëve që të lenë fenë e tyre dhe të hyjnë në kristianizëm. Të njëjtën gjë ata bënin edhe me sektet e tjera të krishtera kundërshtare të kishës katolike.*[1]

A nuk i kujtojnë vallë gjyqet e inkuizicionit në Spanjë?[2] A nuk i kujtojnë se çfarë bënin njerëzit e kishës me ata mijëra qenie njerëzore që i burgosnin nëpër biruca si të ishin sardele të konservuara, deri sa vdisnin?

[1] Sipas Uedëll Prim në Spanjë numri i vetë të krishterëve që u ekzekutuan në shekullin XV ishte 342.000 persona prej të cilëve 32.000 u dogjën të gjallë. (Fifteen Centry Bible, Kulla e Rojës 15 Gusht 1994, fq. 6)[2] Për maskrat e priftërinjve katolik ndaj myslimanëve në Andalusinë e dikurshme mund të lexoni librin e historianit amerikan James Reston, Jr. 'Dogs of God' (Qentë e Perëndisë).

A nuk i kujtojnë kolonizimet që u bënë vendeve muslimane dhe se me çfarë brutaliteti dhe egërsie janë sjellë ndaj banorëve të tyre? [1]

[1] Të flasësh për krimet që Kisha ka bërë në emër të Zotit gjatë gjithë historisë së saj, është një temë mjaft e gjerë, por po mjaftohemi të themi se ishte vetë despotizmi i kishës një nga shkaqet kryesore që shpuri popujt e Evropës të ngriheshin kundra saj dhe si rezultat i së cilës lindën me dhjetëra sekte, filozofi, rryma politike dhe revolucione. Vetë ateizmi dhe shthurja morale nuk është gjë tjetër veçse një kundërpërgjigje ekstreme ndaj kishës dhe mësimeve të saj. Megjithatë ne këtu mund të përmendim thëniet e dy të krishterëve. Giboni në një nga librat e tij shprehet: "*Kryqtarët si shërbëtorë të Zotit, pasi pushtuan Jerusalemin më 15/7/1099, e panë të udhës që të nderonin Zotin duke therur shtatëdhjetë mijë muslimanë. Ata nuk patën mëshirë as për pleqtë, fëmijët dhe gratë në një kasaphanë, e cila vazhdoi për tre ditë dhe tre net me radhë. Ata u thyenin kokën fëmijëve mbas mureve dhe i hidhnin foshnjat e gjirit nga tarracat e shtëpive, digjnin burrat dhe gratë me zjarr dhe u çanin barkun për t'i parë nëse ato i kishin mbushur me florinj…* më pas autori i këtyre fragmenteve thotë: *Si patën guximin më pas këta njerëz, pas gjithë kësaj që bënë, që t'i faleshin Zotit duke kërkuar bekim dhe falje mëkatesh*" (Shih Telbis Merdud, fq.30, dhe Marrëdhëniet ndërkombëtare, Kamil Ed-Deks, fq. 333). Ndërsa Gustav Le Bon në Librin e tij "Civilizimi arab" fq. 279, kur flet se çfarë bën kryqtarët me muslimanët e Andaluzisë thotë: "*Kur arabët u përzunë në vitin 1610, u morën të gjitha masat për shkatërrimin e tyre ku pjesa më e madhe u vranë. Numri i të vrarëve që nga fillimi i reprezaljeve deri në largimin e plotë të arabëve, arriti në tre milion njerëz, ndërkohë që kur arabët morën Spanjën nuk i prekën banorët vendas por i lanë ata që të praktikonin lirshëm ritet e tyre fetare, duke ruajtur marrëveshjet me ta… toleranca arabe gjatë sundimit në Spanjë arriti gjer atje, sa zor se mund të gjesh një gjë të ngjashme edhe sot e kësaj dite.*"

*Së pesti: Muslimanët gjatë gjithë historisë së tyre kanë një përvojë pozitive në rezultatet që ka sjellë zbatimi i ndëshkimeve trupore me të cilat na ka urdhëruar Allahu. Ndëshkime të tilla si prerja e dorës, gurëzimi apo kamxhiku për ata që e meritonin, kanë ruajtur shoqërinë islame gjatë shekujve nga krimet e panumërta nga të cilat preket çdo shoqëri. Kjo do të thotë se një dorë hajduti e prerë ka shërbyer si shembull për të gjithë ata që do të guxonin të ndërmerrnin akte të tilla si vjedhja, vrasja, përdhunimi, duke u siguruar kështu njerëzve një jetë të qetë dhe me sa më pak probleme.*

Hartuesi i këtyre pyetjeve bën mirë që t'u kthehet statistikave të sotshme të atyre shteteve të botës, të cilat nuk përdorin ndëshkime trupore të tilla si prerja e dorës për vjedhësin dhe ka për të parë se si shifra marramendëse mbushin tabelat statistikore të krimeve, duke filluar këtu që nga krimet më të lehta, vjedhjet, e deri te vrasjet më makabre e përdhunimet e pafundme.[1]

Historia islame tregon se rastet e gurëzimit si masë ndëshkimore për ata që kanë kryer marrëdhënie jashtëmartesore të paligjshme nuk i kalon dhjetë gishtat e duarve. Kjo për shkak të vetë kushteve, të cilat duhet të plotësohen për t'u ekzekutuar ky dënim i rëndë; vetëpranimi nga ana e atij që e ka kryer këtë akt me dëshirën e tij apo dëshmia e katër njerëzve të

[1] Në fakt ajo që ka ndikuar në Botën Islame krahas ligjeve të Sheriatit për një kriminalitet shumë herë më të ulët se në vendet e krishtera perëndimore, kanë qenë edhe mësimet islame, të cilat ruhen në traditën e këtyre popujve.

besueshëm, të cilët e kanë parë aktin [kushte, të cilat shumë rrallë mund të plotësohen].
Ky dënim ka bërë që të ruhet shenjtëria e familjes muslimane për shekuj me radhë nga përhapja e imoralitetit në të, e ka ruajtur atë nga shthurja dhe shkatërrimi i saj, si dhe nga plot sëmundje epidemike që janë përhapur në shoqëritë bashkëkohore ku imoraliteti kryhet ditën për diell në emër të lirisë individuale!

Unë iu drejtohem atyre që na drejtuan këto pyetje, të cilët i thonë vetes se janë të krishterë, duke iu thënë: A ka ndonjë ligj prej ligjeve hyjnore që ta ketë lejuar këtë imoralitet që shohim sot kaq të përhapur në vendet e krishtera, [1] i cili është kthyer në një diçka normale dhe i pakritikueshëm, duke e konsideruar atë si një fenomen të lirisë personale të çdo njeriu?!
Në fakt vendimi i Zotit për atë që kryen kurvëri sipas vetë ligjit të tyre është me gurëzim, të cilin ata e praktikonin në kohë të hershme, por që më pas si rezultat i devijimeve që iu

[1] Një element i vlefshëm për të matur shkallën e imoralitetit dhe dallimin që ka ai nga vendet e krishtera me ato muslimane, është edhe sëmundja e Sidës që siç dihet përhapet kryesisht nga kontaktet e pakontrolluara seksuale. Kështu p.sh, revista ‘Zgjohuni’ e Dëshmitarëve të Jehovait në numrin prillqershor 1996 shkruante: Le të shqyrtojmë për shembull Çadin. Ndër katër qytet e tij më të mëdha, tre kanë një popullsi të madhe ‘të krishterë’. Qyteti tjetër ka më shumë muslimanë. Megjithatë, tashmë virusi ka shpërthyer në tri qytetet e krishtera’! E njëjta gjë është përsëritur anembanë kontinentit. Afrika Qendrore dhe Jugore që me emër janë të krishtera, kanë një mesatare shumë më të lartë se Afrika Veriore që në pjesën më të madhe është muslimane. (fq. 20)

bënë fesë dhe neglizhencës ndaj zbatimit të ligjeve të fesë së tyre u la. Nëse nuk e dinë këtë atëherë le t'i kthehen historisë së tyre dhe ta lexojnë atë!
Është për t'u habitur që këta njerëz bëjnë një pyetje të tillë, ndërkohë që ligje të tilla nuk janë vetëm të Islamit, por edhe të fesë së tyre, të shkruara e zeza mbi të bardhë në vetë librat ku ata besojnë![1]
Në rast se këta njerëz janë kthyer në laikë atëherë le të mbrojnë haptazi laicizmin dhe jo të hiqen si mbrojtës të krishterimit!

Ama, në rast se ata duan të mbrojnë realitetin e sotshëm të popujve të tyre të krishterë, i cili nuk pajton me mësimet e fesë së tyre, le t'i lenë atëherë fetë mënjanë dhe të flasin vetëm për realitetin e sotshëm njerëzor dhe të mos përziejnë në këtë mes fetë hyjnore të zbritura nga Zoti i Gjithësisë.
Para se ta mbyllja këtë pikë do t'iu kujtoja atyre disa vargje ungjillore:

*"Dhe Jezusi shkoi në malin e Ullinjve. Por, si zbardhi dita, u kthye përsëri në tempull dhe gjithë populli erdhi*

[1] Siç u përmend edhe më parë se sipas Biblës dënimi për kurvëri dënohet me: "Kur një vajzë e virgjër është e fejuar dhe një burrë e gjen në qytet dhebien në shtrat me të, që të dy do t'i çoni në portën e atij qyteti dhe do t'i vritni me gurë dhe ata do të vdesin…" (Ligji i Përtërirë 22:23) ndërkohë që vetë Jezusi e aprovon vlefshmërinë e Ligjit: "Por është më e lehtë që të mbarojnë qielli dhe toka, se sa të bjerë poshtë qoftë edhe një pikë nga ligji." (Lluka 16:17) "Mos mendoni se unë erdha për të shfuqizuar ligjin ose profetët; unë nuk erdha për t'i shfuqizuar, po për t'i plotësuar." (Mateu 5:17)

*tek ai; dhe ai u ul dhe i mësonte. Atëherë farisenjtë dhe skribët i prunë një grua që ishte kapur duke shkelur kurorën dhe mbasi e vunë në mes, i thanë Jezusit: Mësues, kjo grua është kapur në flagrancë, duke shkelur kurorën. Por në ligj Moisiu na ka urdhëruar të vriten me gurë gra të tilla, por ti ç'thua? Flisnin kështu për ta vënë në provë dhe për të pasur diçka për ta paditur. Por Jezusi, duke u shtënë se nuk dëgjoi, u përkul dhe shkruante me gisht në dhe. Dhe, kur ata vazhdonin ta pyesnin, ai u drejtua dhe u tha tyre: "Kush nga ju është pa mëkat, le ta hedhë i pari gurin kundër saj!". Pastaj u përkul përsëri dhe shkruante në dhe. Atëherë ata, e dëgjuan këtë dhe të bindur nga ndërgjegjja, u larguan një nga një..."*[1]

[1] Ungjilli sipas Gjonit 8: 1-9. Ndoshta ndonjë mund ta përdorë këtë pasazh biblik si argument se gurëzimi për kurvërinë abrogohet nga ana e Jezusit! Mirëpo cilido që e shikon me vëmendje tekstin, arrin të kuptojë se klerikët çifutë donin ta vinin në provë Jezusin që të thoshte diçka kundra Ligjit e për rrjedhojë ta nxirrnin atë një profet të rremë. Mirëpo Jezusi nuk mund ta bënte kurrsesi një gjë të tillë, kur ai vetë pati deklaruar se kishte ardhur për të përmbushur Ligjin e jo për ta shkelur atë. Por ai në këtë rast u kujton atyre që pretendonin të ishin zbatuesit e Ligjit diçka më të rëndësishme se sa thjeshtë gurëzimi i një imoraleje, ai u kujton atyre se ata e zbatonin Ligjin e Moisiut vetëm ndaj popullit të thjeshtë dhe "harronin" ta praktikonin atë në radhët e tyre. Mos vallë ata ishin më të ndershëm dhe më të pastër nga ai mëkat se ajo grua…? Nëse jo, atëherë le t'i hidhnin gurët më parë mbi trupat e tyre e më pas ndaj asaj gruaje! Por fakti tregon se asnjë nga ata klerikë nuk ishte i pastër nga ky mëkat dhe jo i pastër nga çdo mëkat – siç mund të mendojnë disa – ndryshe nuk kishin pse të tërhiqeshin, pasi po të ishte ashtu

## Pyetjet Rreth Barazisë dhe Përgjigjet e Tyre

***Pyetja e parë: Çfarë kuptimi ka që të mbrohet superioriteti e një njeriu të lirë ndaj një skllavi ndërkohë që skllavëria nuk dënohet e as abrogohet?***

***Përgjigjja: Konceptet islame të formuara nga libri i Allahut, Kurani dhe fjalët, këshillat dhe veprimet e Profetit (alejhi selam) miratojnë atë se një njeri i lirë nuk ka asnjë status të lartë tek Allahu kundrejt një skllavi, vetëm e vetëm pse ai është një njeri i lirë. Të njëjtën gjë mund të themi edhe për besimtarët. Ata nuk besojnë se një njeri i lirë qëndron më lart tek Allahu ndaj një skllavi vetëm e vetëm pse ky i fundit është skllav. Një skllav besimtar i devotshëm me besimin e tij mund të qëndrojë shumë më lart se sa pronari i tij nga ana fetare, kulturore dhe***

një ligj i tillë kurrë nuk do të mund të zbatohej, sepse njerëz pa asnjë mëkat nuk ka! I gjithë ky shpjegim vlen nëse ky tekst biblik është i vërtetë apo nëse ka të krishterë që e konsiderojnë si të tillë, pasi është për t'u habitur që kjo pjesë ungjillore, megjithëse nga vetë studiuesit e krishterë pranohet që nuk i përket Gjonit sepse ajo nuk gjendet në dorëshkrimet më të vjetra dhe më me rëndësi dhe as në përkthimet e hershme, konsiderohet në mënyrë kaq fëminore si kanonike, duke mos dashur të pranojnë se libri i tyre i shenjtë u është nënshtruar deformimeve njerëzore. (Shih shënimet e Dom Simon Filipaj në Biblën e përkthyer prej tij fq. 1518)

mendore, po ashtu edhe nga veçoritë shpirtërore dhe trupore të tij.

Përsa i përket lirisë dhe skllavërisë, këto janë dy çështje që i përkasin sistemit shoqëror me të cilin përkufizohen marrëdhëniet ndërnjerëzore, pa marrë parasysh pozitat superiore dhe ato inferiore.

Marrëdhëniet ndërmjet skllavit dhe zotnisë së tij, në konceptet Islame, i shëmbëllejnë marrëdhënieve të një punëdhënësi me punëtorin e tij. Sado i madh qoftë ky punëtor në cilësitë dhe veçoritë e tij personale e shoqërore, ai para punëdhënësit të tij mbetet një punëtor me pagesë dhe sado inferior dhe i ulët qoftë punëdhënësi i tij, ai mbetet një pronar. Pozita e një punëtori me rrogë që është i detyruar ta vendosë veten e tij në shërbim të dikujt, për shkak të nevojës që ai ka për të holla, është pozita e një njeriu të ngarkuar me përgjegjësi që duhet t'i përgjigjet urdhrave dhe ndalesave që kanë të bëjnë me punën për të cilën ai paguhet nga punëdhënësi i tij. Natyrisht që këto marrëdhënie kontrollohen në bazë të të drejtave reciproke.
Po kështu, ngjashmëria ndërmjet skllavit dhe zotërisë së tij, i shëmbëllen marrëdhënieve ndërmjet të parit të shtetit apo kujtdo pushtetari administrativ dhe vartësve të tij.
A mund të themi atëherë se një njeri i veshur me pushtet administrativ gëzon një superioritet në cilësitë e tij njerëzore për shkak të pozitës së tij administrative?!
Shumë prej atyre njerëzve që gjenden nën vartësinë e dikujt janë shumë herë më të mirë në virtytet dhe cilësitë e tyre shpirtërore dhe trupore se sa vetë ata që zotërojnë këtë pushtet.

E megjithatë pozita e tyre sipas kufijve të sistemit administrativ është pozita e një vartësi nën urdhra, i cili ka për detyrë t'i bindet urdhrave të të parit të tij.
Këtu po i drejtohemi parashtruesit të pyetjes me të njëjtën mënyrë: Ç'kuptim ka ky superioritet?
Në rast se ata do ta mbrojnë këtë gjë atëherë sipas metodës së tyre ne po i pyesim: Ç'kuptim ka të mbrosh superioritetin e udhëheqësit ndaj vartësve të tij? Ç'kuptim ka superioriteti i drejtorit ndaj atyre që ka nën vartësi? Ç'kuptim ka superioriteti i Papës ndaj kardinalëve? Po i kardinalëve ndaj priftërinjve të tjerë?

Përsa na përket ne muslimanëve që besojmë te botëkuptimet islame, nuk i shohim marrëdhëniet ndërmjet skllavit dhe zotërisë së tij e as të ngjashmet me to si superioritet, përkundrazi e konsiderojmë atë si një çështje që i përket sistemit shoqëror, të cilin e përcakton natyra e jetës shoqërore njerëzore për të rregulluar gjendjen e njerëzve. Sikur të mos ekzistonte kjo, shoqëria do të ishte shkatërruar dhe njerëzit do të ishin kthyer në një turmë të rrëmujshme ku s'e merr vesh i pari të dytin.

Nën praktikën e këtij botëkuptimi islam, skllevërit në historinë Islame kanë zënë vendin e tyre të rëndësishëm. Prej tyre kanë qenë të shumtë ata që ishin dijetarë, juristë, udhëheqës, ushtarakë dhe prijës fetarë të mirënjohur, madje ata patën edhe një shtet që njihet në historinë Islame si shteti i Memlukëve.

Ekziston një dallim i madh ndërmjet historisë së skllevërve në botën e krishterë dhe atë Islame. Skllevërit në Evropën e krishterë siguroheshin nga rrëmbimet njerëzore që bëheshin nga brigjet afrikane, të cilët më pas dërgoheshin me dhunë në kontinentin amerikan.[1] Mbi gjakun dhe trupat e tyre Evropa e krishterë ngriti botën e re. Kjo është një njollë e zezë në historinë e popujve kristianë, e cila edhe sot e kësaj dite shfaqet nëpërmjet diskriminimit racial që u bëhet njerëzve në bazë të ngjyrës së lëkurës në mjaft vende të krishtera, i cili nuk ekziston ndërmjet popujve muslimanë.[2]

Skllavëria ka ekzistuar që para Islamit si një rend shoqëror te të gjithë popujt dhe fetë, ndër të cilët edhe te çifutët dhe të krishterët. Arsyet kanë qenë të shumta, por në të shumtën e rasteve ato kanë qenë të padrejta, jomorale dhe aspak njerëzore dhe bazoheshin në rrëmbime me armë të njerëzve të pafuqishëm, duke i detyruar ata të nënshtroheshin nën dhunën e vrasjes nëse revoltoheshin ndaj padronëve apo blerësve të tyre.
Me ardhjen e tij, Islami i nxiti njerëzit që t'u jepnin liri skllevërve. Ai nuk mund ta ndalonte skllavërinë në mënyrë të njëanshme, ndërkohë që skllavëria ishte e përhapur te të gjithë

[1] Nga 8 deri në 15 milion afrikanë ishin ata që arritën në Amerikë si skllevër nga shekulli i 16-të deri në shekullin e 19-të. (The 1999 Grolier Multimedia Encyclopedia ®)[2] Madje është e pamundur që gjatë gjithë historisë së gjatë islame, të gjesh revolucione dhe kryengritje skllevërish si rezultat i keqtrajtimit, gjë që e sheh shpesh në historinë e popujve perëndimorë! Ky fakt tregon më së miri për dallimin thelbësor që ka ekzistuar ndërmjet këtyre dy botëve.

popujt e botës. Porse Islami u preu rrugën të gjitha burimeve mizore e të pajustifikueshme me anë të të cilave njerëzit e lirë ktheheshin në skllevër. Nga ana tjetër, ishte i detyruar që të sillej me të njëjtën mënyrë përsa i përket vetëm robërve të luftës. Kjo për shkak se robërit muslimanë ktheheshin në skllevër te jomuslimanët apo do të duhej që ata të shkëmbeheshin me të tjerë kështu që ishte më se e drejtë që Islami të sillej në mënyrë të ngjashme. Megjithatë, pavarësisht nga ky fakt, Islami u dha robërve të luftës një status të veçantë. Ai nuk i përdhosi ata, por i dha të drejtën prijësit musliman që t'u japë lirinë pa asnjë lloj kompensimi, gjë e cila përmendet në Kuran ndërkohë që heshtet ndaj skllavërisë për të lënë përshtypjen që ajo nuk është e pëlqyer. Megjithatë rrethana të caktuara mund të të imponojnë një gjë të tillë si kundërpeshë të po të njëjtit reagim nga pala armike.

Allahu i Madhëruar thotë në Suren Muhamed: "Kështu pra, kur të takoheni (në luftë) me ata që nuk besojnë, i goditni në qafë deri sa t'i rraskapitni, atëherë lidhini e më pas lirojini falas ose kërkojuni dëmshpërblim, përderisa lufta të mos pushojë."[1]

Ndërkohë që në Kuran nuk përmendet: "ose skllavërimin", për të treguar se ajo nuk është diçka e pëlqyeshme. Por nevoja mund të të shtyjë drejt saj në bazë të rregullës 'si të më sillesh, do të të sillem', ndërkohë që kjo mund të shtyjë udhëheqjen islame që në rast interesash, të

kryejnë marrëveshje me palën kundërshtare për ndërprerjen e skllavërimit të robërve të luftës dhe të mjaftuarit me shkëmbimin ose dëmshpërblimin.
Nëse ata që na drejtuan pyetjen nuk e dinë, apo hiqen sikur nuk e dinë se edhe vetë ligjet biblike e aprovojnë skllavërinë, ne po u rikujtojmë që të krahasojnë ndërmjet ajetit të lartpërmendur të Kuranit dhe tekstit biblik të përmendur disa faqe më parë:

> "Në qoftë se pranon ofertën tënde të paqes dhe t'i hap dyert e tij, tërë populli që ndodhet aty ka për të paguar haraçin dhe do të shërbejë. Por në rast se nuk do të bëjë paqe me ty dhe kërkon luftë kundër teje, atëherë ti do ta rrethosh. Kur më vonë Zoti, Perëndia yt, do të ta japë në dorë, do të vrasësh me shpatë tërë meshkujt e tij; por gratë, fëmijët, bagëtinë dhe të gjitha ato që ndodhen në qytet, tërë prenë e tij, do t'i marrësh si plaçkën tënde…"[1]

A nuk kanë pasur vallë Daudi (Davidi) dhe Sulejmani (Solomoni) skllevër, të cilët iu bindeshin atyre?! Po Ejubi (Jobi) dhe profetët e tjerë?!

Në rast se edhe këtë nuk e dinë, atëherë ne kemi fatin t'u tregojmë atyre atë se ç'thotë libri i tyre i shenjtë:

*“Ditën e shtatë fëmija vdiq dhe shërbëtorët e Davidit kishin frikë t’i njoftonin që fëmija kishte vdekur sepse thonin: "Ja, kur fëmija ishte akoma i gjallë, ne i kemi folur, por ai nuk i dëgjonte fjalët tona. Si të bëjmë tani për t’i thënë se fëmija ka vdekur? Kjo mund t’i shkaktojë ndonjë të keqe". Kur Davidi pa që shërbëtorët e tij flisnin me zë të ulët, e kuptoi se fëmija kishte vdekur; prandaj Davidi u tha shërbëtorëve të tij: "Ka vdekur fëmija?". Ata u përgjigjën: "Ka vdekur".”*[1]

*“Por Solomoni u bashkua me këto gra nga dashuria. Ai pati si bashkëshorte shtatëqind princesha dhe treqind konkubina; dhe bashkëshortet e tij ia çoroditën zemrën.”*[2]

Po, a e harruan vallë që Sara, gruaja e Ibrahimit, kishte një skllave me emrin Haxher, të cilën ajo ia dhuroi të shoqit të saj dhe ajo më pas mbeti shtazan prej tij. Kjo e bëri Sarën xheloze dhe e detyroi të shoqin që ta largonte atë. Dhe Ibrahimi do t’i vendoste atë dhe birin e saj Ismailin në luginën e pajetë të

[1] Libri i dytë i Samuelit 12: 18. Përkthimet shqip të Biblës përdorin fjalën shërbëtor në vend të fjalës skllav që autori e jep nga Bibla në gjuhën arabe, fjalë që është më e përgjithshme dhe që natyrisht përfshin brenda saj skllevër dhe jo-skllevër, ndërkohë që në atë kohë nuk mund të flitej për shërbëtorë me pagesë, por për skllevër, të cilët shërbenin.

[2] Libri i parë i mbretërve 11: 3.

Mekës me urdhrin e Zotit, histori kjo e përshkruar në librin e Zanafillës. Po kështu ne do të gjejmë në vetë Dhiatën e Re mësime morale të apostujve, të cilët, jo vetëm që e njohin institucionin e skllavërisë, por u mësojnë skllevërve se si ata duhet të binden ndaj zotërinjve të tyre sido qofshin këta të fundit.

> *“Ju skllevër, nënshtrojuni zotërinjve tuaj dhe tregojuni respektin që u përket, jo vetëm të mirëve, por edhe tekanjozëve.”*[1]

[Çdokush që lexon Biblën, nuk ka për të gjetur në të ndonjë frazë apo paragraf që të mund të lërë të kuptosh se skllavëria është e papranueshme. Përkundrazi do të gjejë në të urdhëresa se si duhet vepruar me skllevërit apo se si duhet të sillen ata me zotërinjtë e tyre, ashtu siç do të gjejmë pasazhe nga historia e popullit të Izraelit, të cilët gjatë luftërave të tyre e kanë praktikuar skllavërimin. Të gjitha këto konfirmojnë atë se skllavëria ishte diçka e njohur dhe e pranuar, ndërkohë që nuk bëhet aspak ndonjë aludim për zhdukjen e saj. Por më mirë le t’i faktojmë këto që thamë nga vetë Bibla:

> *“Pastaj Zoti i tha Moisiut dhe Aaronit: "Ky është rregulli i Pashkëve: asnjë i huaj nuk do të hajë;*

***por çdo skllav, i blerë me para, mbasi të jetë rrethprerë, mund të hajë”***[1]

*“Në rast se blen një skllav hebre, ai do të të shërbejë gjashtë vjet; por vitin e shtatë do të shkojë i lirë, pa paguar asgjë.”*[2]

*“Sa për skllavin dhe skllaven që mund të kesh, do t`i marrësh nga kombet që ju rrethojnë; prej tyre do të blini skllavin dhe skllaven. Mund të blini gjithashtu skllevër ndër bijtë e të huajve që jetojnë midis jush dhe midis familjeve të tyre që gjenden midis jush dhe që kanë lindur në vendin tuaj; ata do të jenë pronë e juaj. Dhe mund t’ua lini si trashëgim bijve tuaj pas jush, si pronë e tyre; mund t’i shfrytëzoni si skllevër për gjithnjë; por, sa për vëllezërit tuaj, bijtë e Izraelit, askush nuk do të sundojë mbi tjetrin me ashpërsi.”*[3]

*“Më vonë, kur Izraeli u bë i fortë, i nënshtroi Kananejtë dhe i bëri skllevër, por nuk i dëboi krejt.”*[4]

[1] Eksodi 12: 43-44. Diodati i Ri 1991-1994.. [2] Eksodi 21: 2. Diodati i Ri 1991-1994. [3] Levitiku 25: 44-46. Diodati i Ri 1991-1994. [4] Gjykatësit 1: 28. Diodati i Ri 1991-1994.

*“Në rast se dikush godet syrin e skllavit ose të skllaves së tij dhe ai humbet, do t`i lërë të shkojnë të lirë si kompensim për syrin e humbur. Dhe në rast se shkakton rënien e një dhëmbi skllavit ose skllaves së tij, do t`i lërë të shkojnë të lirë si kompensim për dhëmbin e humbur.”*[1]

*“Në qoftë se dikush ka marrëdhënie seksuale me një grua që është skllave e premtuar një njeriu, por që nuk është shpenguar dhe nuk ka fituar lirinë, do të dënohen që të dy, por nuk do të dënohen me vdekje sepse ajo nuk ishte e lirë.”*[2]

*“Ju skllevër! Dëgjoni zotërinjtë tuaj tokësorë! Nderojini dhe kini frikë prej tyre. Shërbejuni ashtu siç i shërbeni Mesisë.”*[3]

*“Skllevërit duhet t’i dëgjojnë zotërinjtë e tyre dhe t’u nënshtrohen për gjithçka, të mos i kundërshtojnë me fjalë, e të mos shpërdorojnë asgjë, por t’u shërbejnë atyre me besnikëri.”*[4]

[1] Eksodi 21: 26-27. Diodati i Ri 1991-1994. [2] Levitiku 19: 20. Diodati i Ri 1991-1994. [3] Letra drejtuar bashkësisë së Efesit 6: 5. ECM. 1993. [4] Letra drejtuar Titiut 2: 9. ECM. 1993.

*"Skllevërit që janë anëtarë të bashkësisë, duhet të sillen ndaj zotërinjve të tyre me nderimin që u përket atyre. Askush të mos bëhet shkak që njerëzit të flasin keq për Perëndinë dhe për mësimin tonë. Në qoftë se një skllav ka një besimtar për zotëri, nuk duhet ta nderojë më pak atë, sepse është vëllai i tij (në fe). Pra, duhet t'i shërbejë edhe më mirë, sepse një zotëri besimtar që e di se Perëndia e do, e trajton mirë skllavin e tij."*[1]

*"Skllevër! Dëgjoni zotërinjtë tuaj njerëzorë për gjithçka, jo vetëm sa për sy e faqe që t'u bëni lajka. Shërbejuni sinqerisht, siç e kërkon respekti i Zotit."*[2]

*"Ju zotërinj, trajtoni skllevërit me drejtësi. Kini parasysh se edhe ju e keni Zotin në qiell."*[3]

Siç shihet edhe nga këto fragmente të fundit që i përkasin Dhiatës së Re, bëhet thirrje për bindje të skllevërve ndaj zotërinjve të tyre, si dhe një trajtim njerëzor nga ana e këtyre të fundit ndaj skllevërve. Por nuk aludohet aspak për mosnjohjen e skllavërisë apo për abrogimin e saj përfundimtar. Kjo gjë edhe nëse ndodhi mbas shumë shekujsh, nuk tregon aspak se

[1] Letra e parë drejtuar Timoteut 6: 1. ECM. 1993. [2] Letra drejtuar bashkësisë së Kolosit 3: 22. ECM. 1993. [3] Po aty 4: 1. ECM. 1993.

abrogimi i skllavërisë ishte fryt i mësimeve kristiane, tek i cili hartuesit e pyetjeve mundohen të aludojnë.
Sa herë që do të përmendet skllavëria, njerëzve u shkojnë në mend historitë makabre që ata kanë dëgjuar rreth shfrytëzimit të skllevërve. Kjo është më se e drejtë. Një skllavëri e tillë s'ka pse të ekzistojë dhe nuk duhet të ekzistojë. Mirëpo kur flasim për Islamin dhe skllavërinë puna ndryshon. Njerëzve mund t'u duket diçka e pabesueshme që një sistem çfarëdo të mirëtrajtonte skllevërit. Por fakti është se Islami u ka bërë atë trajtim kësaj shtrese të shoqërisë që nuk ia ka bërë asnjë ligj njerëzor, para çdo deklarate ndërkombëtare për zhdukjen e skllavërisë. Megjithëse Islami e pranon skllavërinë si fakt, nuk do të gjesh as edhe një tekst Kuranore apo thënie profetike të cilat e urdhërojnë atë, përkundrazi Kurani dhe hadithet janë të mbushura me qindra tekste në të cilat bëhet thirrje për lirimin e tyre: siç është futja në pjesën e Zekatit për lirimin e skllevërve, zhdëmtimet për kundërvajtje të tilla si vrasja gabimisht, betimet e thyera, prishja e agjërimit, po ashtu edhe nxitja për lirimin e tyre për të fituar Xhenetin dhe shpërblimin e Allahut. Ndërkohë Islami i detyron muslimanët që ata të sillen me skllevërit si me njerëzit e tyre të afërt, duke i veshur dhe ushqyer njëlloj si veten. Buhariu dhe Ebu Daudi përcjellin nga El-Maruf ibn Suejdi që thotë: Shkuam tek Ebu Dheri në fshatin Rebdhe dhe pamë se djaloshi i tij (skllavi i tij) ishte veshur njëlloj si ai. Ne i thamë atij: O Ebu Dher, sikur t'i mbaje për vete rrobat që i ke veshur djaloshit tënd? Ai na tha: E kam dëgjuar të Dërguarin e Allahut të thotë: “Ata janë vëllezërit

*tuaj, Allahu i ka vënë ata nën pushtetin tuaj, prandaj kushdo që ka nën pushtetin e tij vëllain e tij, le ta ushqejë atë nga ajo me të cilën ai ushqehet dhe le ta mbathë atë me atë që ai mbathet dhe mos ta ngarkojë atë me më tepër se sa mund të mbajë. Në rast se e ngarkon me diçka që s'e mban dot atëherë ai duhet t'i vijë në ndihmë atij." Po kështu përcillet nga Ibn Umeri se ai liroi një nga skllevërit e tij dhe më pas mori një shkop nga toka dhe tha: Mua nuk më takon shpërblim për të as sa ky shkop, e kam dëgjuar të Dërguarin e Allahut të thotë: "Ai që e qëllon me pëllëmbë skllavin e tij apo e rreh atë, si zhdëmtim (të këtij gabimi) duhet t'i japë lirinë atij."*[1]

Gjithashtu i Dërguari i Allahut u bëri të ditur besimtarëve se një padron i keq ndaj skllevërve nuk do të hynte në Xhenet: "Nuk ka për të hyrë në Xhenet një padron i keq." Një burrë i tha atij: O i Dërguari i Allahut, a nuk na ke lajmëruar se ky Umet do të ketë më shumë se popujt e tjerë, robër dhe jetimë? Ai u përgjigj: "Po. Nderojini ata ashtu siç nderoni fëmijët tuaj dhe ushqejini ata nga ajo që hani edhe vetë…" Madje Profeti (salallahu alejhi ue selem) i kërcënoi me zjarrin e Xhehenemit ata që keqtrajtojnë skllevërit e tyre: Ebu Mesud El-Bedriu përcjell duke na thënë: Isha duke rrahur një djaloshin tim (skllav) me kamxhik kur dëgjoj një zë mbas shpine: "Dije o Ebu Mesud se Allahu është më i fuqishëm ndaj teje se ti ndaj atij." U ktheva nga mbrapa dhe pashë të Dërguarin e Allahut (salallahu alejhi ue selem). I thashë: O

Dërguari i Allahut, unë i jap atij lirinë për hir të Allahut. Dhe ai më tha: “Nëse nuk do ta bëje do të të kishte përpirë zjarri.”[1] Për këtë arsye edhe durimi ndaj ndonjë gabimi të tyre duhet të jetë edhe më i madh. Një njeri e pyeti të Dërguarin e Allahut duke i thënë: O, i Dërguari i Allahut! Sa duhet ta falim shërbëtorin (skllavin)? Profeti heshti kështu që ai e përsëriti edhe njëherë pyetjen. Profeti (salallahu alejhi ue selem) përsëri heshti kështu që ai e përsëriti edhe një herë pyetjen. Atëherë ai për herën e tretë iu përgjigj duke i thënë: “Ta falësh atë deri në shtatëdhjetë herë në ditë.”[2]

Por Islami nuk mjaftohet me kaq. Ai i ndaloi zotërinjtë që t’i thërrisnin skllevërit me fjalët “skllavi im” apo “skllavja ime”, që të kuptojnë të gjithë se njeriu nuk mund të jetë skllavi i njeriut, por që të gjithë njerëzit janë skllevërit e Zotit. Për këtë arsye, edhe nëse ndonjëri do të ketë nën pronësi ndonjë njeri tjetër, kjo është një pronësi e kufizuar dhe e përkohshme. Askush nuk ka të drejtë mbi jetën apo nderin e dikujt tjetër përveç Allahut.[3]

Vetë Profeti i Islamit në çastet e fundit të jetës së tij nga amanetet e fundit që dha, ishte edhe të qenit të rregullt me namazin dhe përkujdesja ndaj skllevërve,[4] ndërkohë që ishte vetë ai që i pati urdhëruar muslimanët t’i bindeshin të parit të tyre edhe nëse ai ishte një skllav i zi. Mësime të tilla kurrsesi

[1] Trs. Muslimi dhe Ebu Daudi [2] Trs. Ebu Daudi dhe Tirmidhiu. [3] Shih Hadithin tek Muslimi nr. 2249 [4] Trs. Ahmedi nr. 25944

nuk mund të kaloheshin pa lënë ndikimin e tyre në shoqërinë e re islame, ku ne do të shohim se njerëz të tillë si Abdurrahman ibn Aufi, një nga shokët e Profetit dhe më të pasurit e Medines, nuk mund ta dalloje dot nga skllevërit e tij, pasi ai vishej njëlloj si ata. Prijësi i besimtarëve dhe Kalifi i dytë Umer ibn Hatabi një ditë pa se skllevërit nuk ishin ulur për të ngrënë me zotërinjtë e tyre. Ai u inatos dhe u tha atyre: "Çfarë kanë këta njerëz që e vlerësojnë veten më tepër se shërbëtorët e tyre?"

Më pas ai i thirri shërbëtorët dhe të gjithë hëngrën së bashku. Një herë një njeri hyri te Selman persiani dhe e gjeti atë duke bërë brumin e bukës. Ai u habit dhe i tha atij: O babai i Abdullait, ç'është kjo?! Dhe ai iu përgjigj: "E kam dërguar shërbyesin me një punë, kështu që nuk më pëlqente t'i ngarkoja atij edhe një tjetër." [1]

Shembuj të tillë gjatë gjithë historisë Islame janë të shumtë dhe do të na merrnin faqe të tëra nëse do të mundoheshim të tregonim një pjesë të tyre. Ajo ç'ka duam të themi, është fakti se për Islamin dhe muslimanët, skllavëria ka një panoramë krejt tjetër nga imazhi që kanë krijuar të krishterët apo ata që nuk e njohin Islamin dhe historinë e tij. Sidoqoftë ne nuk na vjen aspak turp ta pranojmë faktin që Islami megjithëse tepër të kufizuar, e njeh skllavërinë si realitet. Ky është gjykimi i Zotit dhe askush nuk mund të dalë kundër Tij; "Ai as që mund të pyetet se çfarë Ai vepron, ndërsa ata (krijesat) do të merren në pyetje."[2]

[1] Shih 'Telbis Merdud', të Dr. Salih bin Humejd fq. 34-42.

[2] Sure Enbija: 23.

* * *

***Pyetja e dytë: Pse thuhet që Zoti e ka krijuar njeriun të barabartë në të drejta dhe detyrime, ndërkohë që pranohet mosbarazia për arsye fetare? Siç deklarohet se muslimani qëndron mbi një jomusliman edhe nëse ky i fundit është prej ithtarëve të librit (i krishterë apo çifut) apo i përket besimeve të tjera apo mund të jetë edhe i pafe?***

Këto mosbarazi i gjejmë në fushën e të drejtave personale dhe ato sociale të bazuara mbi doktrinat fetare.

Nga kjo pozitë ne pyesim: A ekziston kontradiktë mes të jetuarit të çdo njeriu me të drejtat tij si musliman, i krishterë, çifut apo i çfarëdo besimi qoftë me besimin Islam? Në veçanti ne pyesim për çështjen e zbatimit të Sheriatit Islam ndaj të gjithë njerëzve, pa bërë dallim ndërmjet muslimanëve dhe jomuslimanëve.

***Përgjigje: Pyetja është bërë në një mënyrë të përgjithshme pa asnjë lloj sqarimi, përcaktimi dhe pa asnjë shembull. Pyetjet të formuluara në formë të përgjithshme në raste të tilla janë të gabuara dhe nuk mund t'u përgjigjesh atyre në mënyrë të përgjithshme.***

Vërejtja që bëhet në këtë pyetje, është një vërejtje e përgjithshme, e papërcaktuar qartë me shembuj konkretë. Një vërejtje e tillë nuk ka asnjë vlerë në fushën e një kërkimi

shkencor, logjik, të paanshëm dhe të zhveshur nga çdo paragjykim.

Çdokush që nuk i përmbahet një logjike shkencore të diskutimit, një diskutimi të ndershëm dhe fisnik mund t'i drejtohet çdo njeriu të ndershëm dhe të pafajshëm duke i thënë: Pse tregohesh sikur je një njeri i ndershëm, fisnik dhe i pa faj, ndërkohë që ti në realitet nuk je i tillë?
Natyrisht që përgjigjja e parë më me edukatë që do të marrë ky njeri do të jetë: Çfarë të duket ty e papëlqyeshme në fjalët, sjelljen apo karakterin tim? Më trego me shembuj realë se cilat janë arsyet që ti të më fyesh mua në një mënyrë të tillë.
Ne këtu do t'i përgjigjemi me po të njëjtat fjalë me të cilat iu përgjigj profeti Nuh (alejhi selam) popullit të tij kur ata i thanë: Ne po të shohim plotësisht të humbur! Dhe ai u tha atyre: O populli im, unë nuk kam kurrfarë humbje.
Allahu i Madhëruar na tregon në Kuran në suren El-A'rafë:

***"Ne patëm dërguar Nuhun te populli i vet, e ai tha: "O populli im, adhurojeni Allahun, nuk keni Zot tjetër veç Tij. Unë kam frikë për dënimin tuaj në një ditë të madhe! Paria nga populli i tij tha: Ne po të shohim plotësisht të humbur! Tha: O populli im, unë nuk kam kurrfarë humbje, por unë jam i dërguar prej Zotit të botëve! Unë iu kumtoj juve shpalljet e Zotit tim, ju këshilloj dhe unë di nga Zoti im çka ju nuk dini!"***[1]

Ne do t'i përgjigjemi ashtu siç iu përgjigj profeti Hud (alejhi selam) kombit të tij ku ata i thanë atij: Ne po të shohim mendjelehtë dhe të konsiderojmë vërtet një rrenacak!
Dhe ai u tha atyre: O populli im, nuk jam mendjelehtë por unë jam i dërguar prej Zotit të botëve.

Thotë i Madhëruari në Kuranin e Lavdishëm:
*"Edhe tek (populli) Adi (dërguam) vëllain e tyre Hudin, e ai tha: O populli im, adhurojeni Allahun, ju nuk keni Zot veç Tij, a nuk po frikësoheni?! Paria që nuk besoi nga populli i tij tha: Ne po të shohim mendjelehtë dhe të konsiderojmë vërtet një rrenacak! Tha: O populli im, nuk jam mendjelehtë, por unë jam i dërguar prej Zotit të botëve. Që t'u komunikoj shpalljet e Zotit tim dhe unë jam këshillues besnik për ju."*[1]

Megjithatë unë do të paraqes një përshkrim të përgjithshëm rreth të drejtave dhe detyrimeve në fenë Islame, nëpërmjet të cilave hartuesit e pyetjeve do të arrijnë të marrin vesh se si duhet t'i paraqesin herë tjetër pyetjet dhe vërejtjet e tyre. Por me sa duket këta njerëz qenkan shumë larg studimeve juridiko-ligjore, analfabetë në këtë fushë të shkencës, ashtu siç janë në të vërtetë analfabetë ndaj librit të tyre të shenjtë. Apo hiqen si të tillë duke bërë pyetje në mënyrë të gabuar me hamendjen se ndoshta muslimanët do mund t'i përtypin pa i kuptuar hilet e pyetjeve të tyre.

Shpjegimi i hollësishëm i një teme të tillë kërkon një sqarim të gjerë, të mbështetur në të gjitha pjesëzat që formojnë panoramën e të drejtave dhe detyrimeve. Ai kërkon njohjen se kujt i takon një e drejtë e caktuar si dhe masa e kësaj të drejte. Po ashtu duhet të njohim se kujt nuk i takon një e drejtë, njohja se çfarë detyrimesh ka një person i caktuar, masa e këtij detyrimi, si dhe njohja se kujt nuk i takon një detyrim i caktuar. Të gjitha këto duhet të sqarohen në mënyrë të saktë.
Para se të fillojmë të flasim rreth kësaj teme, do t'iu them se Islami njeh si parim të tij të përgjithshëm parimin e drejtësisë dhe jo parimin e barazisë. Parimi i drejtësisë kërkon që çdokujt t'i jepet e drejta që i takon dhe aq sa i takon, pa i shtuar dhe pa i hequr asgjë. Dhënia e së drejtës kujtdo që i takon pa shtesa dhe pa mangësi, është një detyrim i atij që e zotëron këtë dhënie.

**Shembuj:**

1-Një nga të drejtat e Allahut ndaj robërve të tij është që njerëzit të besojnë tek Ai si Zot i vetëm, unik, i pashoq, pa ortak, që nuk i shëmbëllen askujt e i Cili nuk ka as fëmijë dhe as grua. Një nga të drejtat e Allahut ndaj robërve të Tij është edhe adhurimi që njerëzit duhet t'i përkushtojnë vetëm Atij, duke mos i shoqëruar në adhurim askënd. Po ashtu ata duhet t'i binden urdhrave të Tij.

Kështu, çdo njeriu me vullnet të lirë që arrin të njohë nëpërmjet Profetit të drejtën e Allahut ndaj tij, i del si detyrë që t'i çojë në vend këto të drejta.
Ai që mohon Zotin në njëshmërinë e Tij, adhurimin e vetëm ndaj Tij, nuk i bindet urdhëresave dhe ndalesave të Tij dhe nuk i jep Allahut të drejtën që i takon, atëherë ai ka kryer një padrejtësi. Për këtë ai meriton dënim për aq sa ka qenë masa e moskryerjes së këtyre detyrimeve që ka ndaj Zotit. Duhet të dihet se asnjë krijesë, kushdo qoftë, nuk ka për të mbajtur peshën e mëkateve të dikujt tjetër: "Secili njeri është peng i veprës së vet"[1] Kjo është edhe një nga rregullat themelore të fesë së Ibrahimit (alejhi selam) dhe profetëve që erdhën mbas tij.[2] Kështu që ideja se Isai (alejhi selam) mbajti mëkatet e tërë botës duke sakrifikuar veten e tij në kryq, është një përrallë që nuk ka bazë në ligjin e drejtësisë hyjnore. Një ide e tillë nuk është gjë tjetër veçse një shpikje e atyre që deformuan fenë e

[1] Sure Mudethir: 38.

[2] Nuk mund të lemë pa përmendur këtu se një ide e tillë jepet edhe nga vetë Bibla. Kështu në Dhiatën e Vjetër në librin e Ezekielit 18: 20 ne mund të lexojmë: "Shpirti që mëkaton do të vdesë, i biri nuk do të mbartë paudhësinë e atit dhe ati nuk do të mbartë paudhësinë e birit; drejtësi e të drejtit do të jetë mbi të, pabesia e të pabesit do të bien mbi të." Është për të vënë në dukje se edhe vetë Pali, shpikësi i teorisë së mëkatit, çuditërisht në një nga letrat e tij thotë: "Kështu, pra, secili nga ne do t`i japë llogari
*Perëndisë për veten e vet." Romakët 14: 12.*

Zotit, me të cilën erdhi i Dërguari i Allahut dhe robi i Tij Isai (paqja dhe bekimet e Allahut qofshin mbi të).

2-Allahu i ka dhuruar çdo njeriu të drejtat e tij, të cilat i ka ndarë në bazë të asaj që u ka dhuruar atyre, ashtu siç edhe i ka ngarkuar ata me detyrime në po atë masë me të cilën i ka dhuruar gjithsecilit.

Çdo njeri ka të drejtën të jetojë, të ketë rrëskun e tij, si dhe çdo kërkesë që i përgjigjet nevojave jetike të tij, për të kaluar këtë jetë sprove të kësaj bote.
Që të gjithë njerëzve u del si detyrë që ta respektojnë dhe ta ruajnë këtë të drejtë të çdo individi, përderisa ai nuk bie në veprime me të cilat do të meritonte të ndëshkohet. Ky ndëshkim mund të arrijë deri në dënimin kapital, duke e nxjerrë atë jashtë jetës së kësaj bote me anë të dënimit me vdekje.
Kjo e drejtë u takon të gjithë njerëzve në mënyrë të barabartë, me kusht që ky njeri me këtë të drejtë që i është dhënë, të mos të shkelë ndaj së drejtës së Zotit dhe të drejtave të krijesave të Tij.

Një nga të drejtat e njeriut është edhe liria e tij për të zgjedhur besimin ose jo. Ai nuk mund të dhunohet për të zgjedhur një besim të caktuar, por ai do të jetë përgjegjës para Allahut për çfarë zgjedh dhe mund të ndëshkohet ose shpërblehet në varësi të zgjedhjes së tij.

Vetë Kurani na mëson neve se nuk ka dhunë në fe, se nuk ka pasur ndonjë profet që të ketë detyruar njerëzit të besojnë dhe as nuk e kanë pranuar një gjë të tillë.

Pikërisht edhe urdhri i dhënë nga librat e shenjtë, Teurati, Inxhili dhe Kurani për të luftuar ndaj të pafeve, është që të thyejë çdo forcë, e cila u imponon njerëzve paganizmin dhe kultin e individit dhe nuk lejon përhapjen e besimit të vërtetë në mesin e tyre. Kjo luftë nuk bëhet aspak për t'i dhunuar të tjerët në besim por ata mbas zhdukjes së këtyre barrierave, janë të lirë të zgjedhin.

Këto janë mësimet e Islamit dhe argumentet e faktet për to janë të shumta dhe të qarta.

3-Ekzistojnë disa të drejta për një grup individësh, të cilat janë detyrime për disa të tjerë, pa pasur këtu ndonjë shenjë barazimi ndërmjet këtyre dhe atyre. Për shembull prindërit kanë të drejtat e tyre ndaj fëmijëve, gjë që do të thotë se fëmijët kanë detyrime ndaj prindërve, meshkuj qofshin apo femra. Të vendosësh barazinë ndërmjet prindërve dhe fëmijëve në të drejta dhe detyrime nuk është aspak e logjikshme. Kjo sepse djali nuk mund të jetë babai i të atit të vet që të ketë të njëjtat të drejta ndaj babait të tij ashtu siç ka i ati ndaj tij. Kjo është diçka krejt e pamundur. Kështu pra, që e drejta e prindërve ndaj fëmijës në këtë drejtim, nuk mund të jetë kurrsesi e barabartë me të drejtën që ka ai ndaj babait dhe nënës së tij. Por mund të themi se fëmija ka një të drejtë tjetër ndaj babait dhe nënës së tij, ndërkohë që kjo e drejtë nuk është e njëjtë me të drejtën e prindit ndaj fëmijës së tij.

Çdo e drejtë e njërës palë do të thotë detyrë për palën tjetër dhe anasjelltas. E drejta e një presidenti ndaj atyre që ka

nën vete sipas sistemit shoqëror, do të thotë detyrë për këta të fundit kundrejt këtij të pari. Këto detyrime janë bindja ndaj tij për çdo gjë, e cila nuk përbën ndonjë gjynah, respekti dhe nderimi ndaj tij. Edhe këta njerëz kanë të drejtat e tyre ndaj këtij presidenti, siç janë mbajtja e drejtësisë midis tyre, sjellja me butësi, të punojë për sigurinë e tyre, t'u lehtësojë atyre mjetet për të siguruar jetesën…

Po kështu edhe burri, për shkak të përgjegjësisë dhe epërsisë që ka ndaj gruas së tij, zotëron të drejtën që ajo t'i bindet për gjithçka që nuk bie në kundërshtim me ligjet e Zotit, t'i krijojë atij ngrohtësinë familjare, të krijojë të gjitha ato kushte të mundshme për të gjetur tek ajo prehje dhe qetësi…

Ndërsa e drejta e gruas ndaj burrit, është që ai të përgjigjet për anën financiare të saj dhe të familjes, të jetë mbështetje dhe ndihmë për të, të tregohet i mëshirshëm me të si dhe të çojë një jetë normale me të.

Siç mund ta shohim, të drejtat dhe detyrimet ndërmjet burrit dhe gruas nuk janë gjithmonë të njëjta dhe të barabarta në çdo pamje, p.sh: burri duhet të përgjigjet për anën financiare kurse femra jo, ndërkohë që ai ka përgjegjësinë kryesore të familjes, ndërsa ajo jo.

Gjërat e ndryshme me veçoritë e tyre dalluese plotësojnë njëra-tjetrën dhe kështu ato japin përsosmërinë e mundshme natyrore. Gjërat në natyrë janë krijuar jo-të barabarta, kështu që kërkesa për barazi vjen si përfundim i të kuptuarit keq të natyrës së ekzistencës dhe natyrës së jetës dhe si rrjedhim

zbatimi i diçkaje të tillë, të shpie drejt shkatërrimit dhe anarkisë. Një gjë e tillë ndodh edhe me të drejtat dhe detyrimet në tërësi.
Përsa i përket muslimanëve, ata i bashkon ndërmjet tyre një fe, një besim, një ligj, një sistem dhe çdokush që aderon në këtë fe, është i ngarkuar që t'i përmbahet të drejtave dhe detyrimeve që përcaktohen nga kjo fe. Këto të drejta dhe detyrime vihen në bazë të veçorive dhe cilësive të çdo subjekti, e gjithë kjo e ngritur mbi parimin e drejtësisë dhe jo të barazisë.
Ndërsa marrëdhëniet ndërmjet muslimanëve dhe jomuslimanëve, të cilët nuk besojnë në doktrinat islame, ligjet dhe sistemin islam, vendosen në bazë të lidhjeve njerëzore. Të drejtat dhe detyrimet ndërmjet tyre përcaktohen në bazë të botëkuptimeve të këtyre lidhjeve dhe rregullave të përgjithshme të tyre. Dhe të gjitha këto ngrihen mbi parimin e drejtësisë, qoftë në favor të tyre ose jo dhe aspak mbi parimin e barazisë. Çdo të drejtë që e njohin parimet e të drejtave njerëzore është një detyrim për palën tjetër që ta respektojë dhe t'i përmbahen atij në rast se ka të bëjë me ta.

Bashkësia muslimane ka lidhjet e saj që ngrihen në bazë të njësisë së fesë dhe të gjitha këto lidhje kanë sistemin e tyre të përgjithshëm dhe gjithëpërfshirës.
Në rast se një shoqëri çfarëdo përbëhet nga një shumicë e caktuar njerëzish, të cilët i kanë ndërtuar lidhjet e tyre në bazë të njësisë së fesë së tyre, ndërkohë që mes tyre ka edhe pakica që nuk i përkasin fesë së tyre, kësaj shumice nuk mund t'i kërkohet, sipas logjikës të të gjithave shoqërive njerëzore që të tërhiqet nga parimet dhe interesat e saj për hir të pakicave.

Këtyre pakicave mund t'u jepen disa përjashtime, të cilat nuk bien në kundërshtim me rregullat e sistemit të përgjithshëm dhe as me interesat madhore të shumicës mbizotëruese.
Këtu unë mund të pyes: A ekziston ndonjë shtet në botë që ka një shumicë të krishtere apo shumicë nacionale të caktuar e të ketë një laramani regjimesh për aq sa pakica fetare apo nacionale ka?

Apo regjimi i përgjithshëm vihet sipas dëshirës dhe interesave të shumicës?
Të gjitha sistemet demokratike sot në botë, për aq sa duken, përcaktohen nga vullneti i shumicës, vullnet i cili më pas u imponohet të gjithëve, ndërmjet tyre edhe pakicave, të cilave nuk u respektohet vullneti i tyre. Në rastet më të mira këtyre pakicave mund t'u plotësohen disa të drejta dhe nevoja të tyre humane, pas kërkesave të shumta që ata mund të bëjnë. Ato mund të jenë faltoret ose shkollat e tyre të veçanta apo edhe ndonjë qendër fetare ku mund të zhvillojnë aktivitet e tyre fetare të kufizuara, megjithëse këto shtete kanë sisteme laike dhe aspak të krishtera.

Ndërsa përsa u përket shteteve ku tendencat e krishtera janë të fuqishme, pakicat muslimane poshtërohen dhe u privohen të drejtat për shkak të fesë së tyre. Nuk ekziston barazi ndërmjet tyre dhe shumicës së krishterë në shumë fusha të jetës, ndërkohë që ka vende të tilla ku muslimanëve u

imponohet të ndërrojnë emrat e tyre! [1] Ku është pra, kjo barazi e pretenduar?
A kanë ndeshur ndonjëherë pakicat e krishtera në shtetet islame gjatë gjithë historisë së tyre atë që kanë hequr pakicat muslimane në shtetet fanatike të krishtera?
Islami përkujdeset që t'u japë pakicave jomuslimane përjashtimet e tyre të veçanta që përcaktohen nga të veçantat e feve të tyre, me kusht që ato të mos ndikojnë në sistemin e përgjithshëm apo të krijojnë boshllëqe në rregullat dhe sigurinë e shoqërisë. Nga ana tjetër, duke u nisur nga këndvështrimi ligjor mund të them: në rast se një musliman në shoqërinë e tij islame gëzon disa të drejta më tepër se një jomusliman dhe natyrisht mban përgjegjësi më tepër në këtë shoqëri se sa ky jomusliman, kjo ndodh për shkak të lidhjeve reciproke natyrale mbi të cilat është vendosur kjo bashkësi. Nuk mund të thuhet aspak se kjo është një tendencë superioriteti. Në anën tjetër ne do të shohim se çdo bashkësi në botë bashkohet nga lidhje ekuilibruese, ku gjithsecili ka të drejtat dhe detyrimet e tij. Marrëdhënie këto që nuk gjejnë ngjashmëri ndërmjet tyre dhe komuniteteve të tjera, të cilat edhe ato kanë lidhjet e tyre të veçanta ndërmjet tyre, fetare, kombëtare, sektare, partiake. Madje edhe familjen e bashkojnë lidhjet e saj të veçanta, ndërkohë nga ajo nuk kërkohet aspak që pjesëtarët e familjeve të tjera t'i trajtojë tamam ashtu siç trajton pjesëtarët e familjes së saj. Po kështu, nuk mund të thuhet për një jobashkëatdhetar,

[1] Më tepër se çdokush shqiptarët e dinë më mirë këtë gjë nga marrëdhëniet që ata kanë pasur dhe kanë me grekët dhe shtetin e tyre.

që nuk ka të njëjtën nënshtetësi, se shteti ndaj tij ka po të njëjtat detyrime si ndaj qytetarëve të tij në mënyrë të barabartë. Këtë askush prej njerëzve nuk e thotë sepse mungojnë lidhjet bashkëqytetare, të cilat e kërkojnë një gjë të tillë. Kështu që diferencimi në të drejta që ka ndërmjet një vendasi dhe një të ardhuri të përkohshëm, apo një qytetari me leje qëndrimi në bazë të një marrëveshjeje të caktuar, nuk është një diferencim njerëzor dhe nuk tregon superioritetin e njërit ndaj tjetrit.

Me sa duket, ata që kanë bërë këtë pyetje nga fondacioni i krishterë "Baballarët e Bardhë", nuk i kanë studiuar parimet e të drejtave nëpër ligjet fetare apo ato njerëzore. Kjo sepse ne po vëmë re nga pyetjet e tyre rreth barazisë një mungesë njohurie, të cilën nuk e gjejmë tek ata që kanë njohuri rreth bazave mbi të cilat janë ndërtuar ligjet e të drejtave dhe rregullat e tyre.

Më vjen keq ta them por pyetja është ndërtuar në mënyrë të gabuar dhe provokative, cilësi këto që nuk i përkasin aspak një morali të një diskutimi shkencor apo një dialogu të mirëfilltë.

**Pyetja e tretë: Pse pranohet supremacia e një seksi ndaj një tjetri? Këtë gjë ne e shohim në këto pika:**

a) Lejimi i poligamisë dhe ndalimi i së kundërtës.

b) Mundësia që burri ta braktisë gruan pa paraqitur as edhe një justifikim për veprimin e tij dhe pa kaluar asnjë pasojë për veprën e tij, ndërkohë që gruaja nuk mundet vetëm se me

vështirësi të arrijë divorcin dhe kjo vetëm nëpërmjet rrugës gjyqësore.
c) Babait gjithmonë i takon e drejta e tutelës apo e mbikëqyrjes ndaj fëmijëve edhe nëse ata janë foshnje nën kujdesin e nënës.

d) Përsa i përket trashëgimisë, konstatojmë se pjesa e femrës në të shumtën e rasteve është më pak se gjysma e pjesës së mashkullit.

***Përgjigjja: Pyetja që drejtojnë këta njerëz rreth poligamisë dhe ndalimit të poliandrisë është diçka e habitshme që vjen nga njerëz, të cilët besojnë te profetët e bijve te Israilit dhe te Dhiata e Vjetër!***
Ne, ateistëve dhe laikëve që nuk besojnë te librat hyjnorë, u kemi dhënë gjithmonë shpjegime të gjata dhe të mjaftueshme ku sqarojmë pse urtësia e shpalljeve hyjnore e ka lejuar poligaminë dhe në të njëjtën kohë e ka ndaluar marrjen e shumë burrave. Ndërsa të krishterëve që besojnë në profecinë e Ibrahimit, Is'hakut, Jakubit, Musait dhe të gjithë profetëve të tjerë të Izraelit u këshillojmë që t'i kthehen librit të tyre të shenjtë dhe të shohin se ligjet e të gjithë këtyre profetëve e lejonin martesën me shumë gra, ndërkohë që natyrisht ndalonin atë me shumë burra.

Dihet që Ibrahimi në një kohë të vetme mbante gruan e tij Sarën si dhe një robëreshë egjiptiane të quajtur Haxher, të

cilën vetë Sara ia kishte dhuruar dhe nga e cila ai pati një fëmijë, Ismailin.[1]
Po ashtu profeti 'Jakub-Izraeli' pati dy gra; Lean dhe Rakelën dhe bashkë me to edhe dy robëresha Bilhahun që ishte shërbëtore e Rakelës dhe Zilpahën që ishte shërbëtore e Leas. Nga këto të katërta atij i erdhën në jetë edhe dymbëdhjetë bijtë e tij, nga të cilët rrjedhin edhe dymbëdhjetë fiset e Izraelit.[2]

Vetë Daudi kishte disa gra dy prej të cilave përmenden në librin e dytë të Samuelit: "Kështu Davidi shkoi atje me dy gratë e tij, Jezreliten Ahinoam dhe Karmelitën Abigail, që kishte qenë gruaja e Nabalit…

*Pas arritjes së tij nga Hebroni, Davidi mori konkubina dhe bashkëshorte të tjera nga Jeruzalemi dhe kështu i lindën bij dhe bija të tjera."*[3]

Ndërsa për Sulejmanin edhe më parë e kemi përmendur në këtë libër se ai kishte shtatëqind gra dhe treqind robëresha.[1]

[1] Shih Zanafillën 16: 1-3. "Kështu Sara i tha Abrahamit: "Ja, Zoti më ka ndaluar të kem fëmijë; oh, futu te shërbyesja ime, ndofta mund të kem fëmijë prej saj". Dhe Abrahami dëgjoi zërin e Sarës. Kështu pra, Sara, gruaja e Abrahamit, mbasi ky i fundit kishte banuar dhjetë vjet në vendin e Kanaanëve, mori shërbyesen e saj Agarin, egjiptasen, dhe ia dha për grua burrit të saj Abrahamit".

[2] Shih Zanafillën 35: 22-26. [3] Libri i dytë i Samuelit 2: 2,13.

Ligji i poligamisë do të vazhdonte të ruhej te bijtë e Izraelit edhe në mesazhin e Isait e më pas do të ndalohej nga Kisha.[2] Poligamia është diçka e ligjëruar në librin e Ligjit të Përtërirë ku thuhet:

*“Në qoftë se një burrë ka dy gra, dhe njërën e dashuron dhe tjetrën e urren, dhe si e dashuruara ashtu dhe ajo e urryera i kanë lindur fëmijë, në rast se i parëlinduri është fëmija e gruas së urryer, ditën që u lë me testament pasurinë që zotëron bijve, nuk mund t’i shënojë të drejtën e paralindjes djalit të gruas që*

[1] Shih Librin e Parë të Mbretërve 11:3. [2] Dihet që Jezusi sipas Biblës ishte një zbatues dhe mbrojtës i Ligjit të Moisiut (Mateu 5: 17-20, 8: 4, 17: 24, Marku 10: 17-19, Luka 5: 14 etj) dhe ai kurrë nuk foli për poligaminë, madje as për kufizimin e saj. Kjo tregon mjaft qartë se ai e la atë ashtu siç e pati lënë Ligji, pra, të lirë dhe të pakufizuar. Ai diskutonte për çështje të tilla si ajo e së Shtunës, por për ndalimin e poligamisë apo për kufizimin e saj ai nuk tha asnjë fjalë. Madje mund të shohim se si ai jep parabola të tilla ku flitet për dhjetë virgjëresha dhe një dhëndër (Mateu 25: 1-10.) Natyrisht shembuj të tillë nuk do të ishin të përshtatshëm për t’u dhënë nëse poligamia do të ishte diçka e ndaluar dhe të merrej si shembull për të treguar mbretërinë e Perëndisë që po vjen. Prandaj të pretendosh se Krishterimi në mësimet e tij është kundër poligamisë është një ide e pabazë nga ana Biblike. Ndalimi i poligamisë nuk është gjë tjetër veçse një kompromis i Kisÿÿs meÿÿigjet pagane romakÿÿÿÿipÿÿ t18cilë ne shte e ndaluar polÿÿamia (E.Voltera, Studi in memoÿÿa di U. Ratti, Milano, 1933.) Kisha e trashëgoi këtë bashkë me të

tjera kompromise të shumta që bëri për të mbijetuar me paganizmin e çezaro-papizmit të Kostandinit. (shih Adel Smith, Gruaja në Kuran dhe në Bibël).

*dashuron duke e preferuar nga djali i gruas që urren që është i parëlinduri; por do të njohë si të parëlindur djalin e gruas së urryer, duke i dhënë një pjesë të dyfishtë të të gjitha atyre që zotëron; sepse ai është prodhimi i parë i fuqisë së tij dhe atij i përket e drejta e paralindjes."*[1]

Mbas kësaj mund të them: Çfarë përgjigje do të na japin hartuesit e kësaj pyetjeje rreth lejimit që i bëhet poligamisë në Bibël?[2] Po martesat me shumë gra të profetëve të Biblës? Në

[1] Ligji i Përtërirë 21:15-17. Shih po ashtu se si Nathani i drejton Davidit fjalët e Zotit duke i thënë: "Atëherë Nathani i tha Davidit: "Ti je ai njeri! Kështu thotë Zoti, Perëndia i Izraelit: "Unë të kam vajosur mbret të Izraelit dhe të kam çliruar nga duart e Saulit. Të kam dhënë shtëpinë e zotërisë sate,të kam vënë në krahët e tua gratë e zotërisë tënd dhe të kam dhënë shtëpinë e Izraelit dhe të Judës; dhe në qoftë se kjo ishte shumë pak, unë do të të kisha dhënë shumë gjëra të tjera" (2 Samuelit 12: 7-8)

[2] Ai që analizon fjalët e Palit te 1 Timoteu 3:2 dhe Titi 1: 4-6, nuk e ka të vështirë të kuptojë se martesa me një grua është detyrim i caktuar për ipeshkët: "Duhet, pra, që peshkopi të jetë i pa të metë, burrë i një gruaje të vetme, të jetë i përmbajtur, i arsyeshëm, i matur, mikpritës, i zoti të mësojë të tjerët." Kështu që me të drejtë vetëkuptohet që për popullin kjo ishte e lejuar, megjithëse edhe ky përjashtim që bëhet nga Pali është një mësim i papranueshëm nga ana biblike pasi ai thyen Ligjin, të cilin edhe vetë Krishti i bindej. Por nuk është hera e parë që behët kjo nga Pali që me të drejtë
mund të quhet si falsifikatori më i madh i mësimeve të Krishtit.

rast se ata kanë ndonjë përgjigje të kënaqshme për këto, atëherë le të jetë ajo përgjigja e pyetjes që na drejtuan neve.[1]

**Përgjigje për laikët (të pafetë)**

Mbasi u kthyem përgjigje të krishterëve rreth kësaj pyetjeje, tani po u drejtohemi laikëve të pafe, të cilëve mund t'u shkojë në mendje një pyetje e tillë.

Përsa i përket poliandrisë, martesës me shumë burra, është diçka që nuk e pranon asnjë njeri që ka logjikë, asnjë fe hyjnore dhe asnjë ligj i mirëfilltë njerëzor. Kjo sepse nuk ekziston barazi ndërmjet burrit dhe gruas përsa i përket shtatzënisë dhe lindjes, atëherë si mund të kërkohet që të dy të jenë të barabartë në këtë pikë?!

[1] Dhe gjatë përgjigjes së tyre të mos harrojnë diçka, "Por është më e lehtë që të mbarojnë qielli dhe toka, se sa të bjerë poshtë qoftë edhe një pikë nga ligji." (Lluka 16: 17) "Mos mendoni se unë erdha për të shfuqizuar ligjin ose profetët; unë nuk erdha për t'i shfuqizuar, po për t'i plotësuar." (Mateu 5: 17) Megjithatë të krishterët e kanë tepër të vështirë që ta pranojnë se ata duhet të vazhdojnë të jenë nën "skllavërinë" e ligjit judaik, ata kanë preferuar më tepër mësimet kundërligjore të Palit edhe nëse ato binin në kundërshtim me mësimet e Jezusit kur " u foli turmave dhe dishepujve të vet, duke thënë: ``Skribët dhe farisenjtë ulen mbi katedrën e Moisiut. Zbatoni, pra, dhe bëni gjithçka t`ju thonë të zbatoni; por mos bëni si bëjnë ata, sepse thonë, por nuk e bëjnë".(Mateu 23: 1-3)

Shkaku është mjaft i qartë dhe i dukshëm. Një gjë e tillë çon drejt përzierjes së gjenealogjive dhe si rezultat është e pamundur të njihet atësia e fëmijës, duke shtuar këtu që diçka e tillë bie ndesh me natyrën njerëzore me të cilën u krijua njeriu nga Zoti. Burrit i përket administrimi dhe parësia në familje dhe dihet fort mirë se një anije e vetme nuk mund të drejtohet nga dy kapitenë njëkohësisht. Një familje e tillë, nëse do të ekzistonte, do të shkonte detyrimisht drejt shkatërrimit. Ndërsa poligamia është diçka që i vlen interesave njerëzore, madje nganjëherë poligamia mund të jetë zgjidhja më e mirë dhe më e përshtatshme për mjaft probleme të shoqërisë njerëzore, prej të cilave mund të përmendim këto që vijojnë:

*Së pari: Lejimi i poligamisë në mënyrë të ligjshme, por jo më tepër se sa katër gra njëkohësisht dhe me kusht mbajtjen e drejtësisë ndërmjet tyre, në të kundërt vetëm një, siç përcaktohet kjo nga ligjet islame, është një zgjidhje shumë herë më e mirë për shoqëritë kristiane dhe laike, të cilat ndalojnë në mënyrë zyrtare poligaminë dhe nuk kanë se çfarë t'i bëjnë lidhjeve të panumërta jashtëmartesore, jashtë çdo morali dhe rregulli ligjor. Lidhje, të cilat nuk obligojnë asnjë detyrim ligjor ndaj gruas dhe fëmijës dhe kështu për ditë e më tepër lindin fëmijë të paligjshëm*[1] [të flakur poshtë urave, në plehra apo në rastet më të mira në shtëpitë e fëmijëve]. Këta fëmijë edhe nëse

[1] Në Tetor të vitit 1995 RAI deklaronte se çiftet e pamartuara në Itali bënin më shumë fëmijë se ata të martuarit megjithëse pjelloria në këtë vend është nga më të ulëtat në botë (RAI teletekst, 13.10.1995).

jetojnë,[1] në të shumtën e rasteve nuk i njohin prindërit e tyre apo do të kalojnë një jetë ku babai nuk ka pjesë në të dhe as nuk ndjen asnjë përgjegjësi ligjore ndaj këtyre fëmijëve. Këto shoqëri, të cilat ndalojnë poligaminë, mbyllin sytë para marrëdhënieve jashtëmartesore. Sot në shumë vende të Perëndimit është bërë normale që një burrë, megjithëse i martuar të ketë më shumë se një të dashur [që në rastin më ekstrem, nëse është një figurë e njohur mund të bëhet objekt i gazetave që duan të mbushin faqet e tyre me histori dashurie dhe asgjë më tepër]. Marrëdhëniet seksuale jashtëmartesore shikohen si diçka normale nëse ato kryhen me pëlqimin e të dy palëve [ndërsa përdhunimet nga ana e ligjit tashmë shikohen si krim ndaj individit por jo edhe ndaj moralit]. Ky fenomen mbizotëron në shoqëritë laike apo edhe të krishtera dhe janë të paktë ata që mund t'i shpëtojnë një fenomeni të tillë.[2] Shkaku

[1] Kjo për shkak të aborteve të shumta ku çdo vit në botë kryhen rreth 45 milion aborte, pak a shumë një në çdo tre lindje. Dokumentet e Organizatës Botërore të Shëndetësisë (OMS) raportojnë që në 1990 ndërprerjet vullnetare të shtatzënisë në vendet ku ai është i ligjshëm kanë qenë 25 milion, ku rreth 20 milion prej tyre kanë qenë ilegale (RAI teletekst 14.2.1996).[2] Sipas psikoanalistëve italianë tradhtia bashkëshortore është zgjidhja e vetme për një raport të qetë në mes çiftit. Ky opinion duket më tepër i përhapur ndërmjet meshkujve italianë. Nga një studim i kryer nga Federata Italiane e Psikologëve mbi 960 persona, rezulton se shtatë meshkuj nga dhjetë tradhtojnë gruan e tyre, të bindur se tradhtia fizike nuk sjell domosdoshmërisht prishjen e martesave. Nga të intervistuarit 55.1% kanë kryer vetëm një tradhti, 25.7% nga 5 deri në 10 raste, 15.2% nga 10 deri në 50 raste. Nga këta 19.5% ua tregojnë grave të tyre raportin jashtëmartesor,

kryesor është se shumë prej burrave nuk arrijnë të plotësojnë apo kënaqin kërkesat e tyre me një grua të vetme dhe përderisa ligji nuk e lejon marrjen e më tepër se një gruaje, ata orientohen drejt marrëdhënieve jashtëmartesore të pakufizuara.[1] Mos vallë lejimi i poligamisë në pamjen e një imoraliteti të lirë nga çdo përgjegjësi, është më me interes për shoqërinë se sa miratimi i tij në mënyrë ligjore, i kontrolluar dhe i kufizuar ku respektohen të drejtat dhe përgjegjësitë bashkëshortore dhe familjare?!

*Së dyti: Mund të ndodhë që shoqëritë njerëzore të pësojnë rritje të numrit të grave për shkaqe luftërash apo fatkeqësish, gjë që do të linte shumë gra kallogre apo vejusha, të cilat nuk do të kenë se me kë të martohen dhe këto fenomene kanë ndodhur shpesh mbas luftërave.*

*Së treti: Gruaja mund të qëllojë që të sëmuret dhe nuk është e aftë të kryejë disa prej funksioneve të saj bashkëshortore. Ajo do të bëhej barrë për burrin e saj dhe mundet që burri në këto raste të humbë ndjesitë seksuale ndaj gruas së tij. Në të dyja rastet ai do të vihet para dy zgjidhjeve:*

-Të divorcohet për t'u martuar me një tjetër.

49.2% e mbajnë atë të fshehtë, ndërsa 31.3% ua lënë grave të tyre që ta kuptojnë vetë atë (RAI teletekst 21.11.1995). [1] Është interesant fakti se në Afrikë për shembull ka ekzistuar poligamia dhe përzierjet seksuale kanë qenë të rralla, ndërkohë që edhe shumica e fiseve kishin ligje të ashpra në lidhje me tradhtinë bashkëshortore.

-Të marrë edhe një grua tjetër bashkë me të parën, kjo është edhe më e mirë për gruan se sa t’i kërkojë i shoqi divorcin dhe të mos pranojë që ai të marrë një grua tjetër.

*Së katërti: Mundet që gruaja të mos lindë dhe burri nuk do që ta divorcojë atë për të ruajtur dashurinë ndërmjet tyre, por megjithatë ai dëshiron që të ketë fëmijë. Kështu që më e mirë për gruan në këtë rast do të ishte të pranonte që në jetën e burrit të saj të hynte edhe një grua tjetër se sa të divorcohej. Kjo në fakt është ajo që preferojnë edhe shumë gra të tilla.*

[Së pesti: Dihet që burri dhe gruaja dallojnë nga njëritjetri përsa i përket gatishmërisë së tyre për kontakte seksuale. Gruaja nuk është gjithmonë e gatshme në çdo kohë që t’i përgjigjet këtij kontakti, për shembull gjatë menstruacioneve mujore, të cilat mund të shkojnë deri në dhjetë ditë apo edhe dy javë. Po ashtu kemi edhe periudhën e lehonisë që zakonisht shkon dyzet ditë. Në këto periudha kohore u është e ndaluar nga ana e Sheriatit kontakti. Po kështu, në rast se gruaja është në gjendje pune mund t’i bjerë gatishmëria për diçka të tillë, ndërkohë që gatishmëria e vetme e burrit për një gjë të tillë gjatë gjithë muajit dhe vitit, në rast se nuk mund të gjejë përgjigje nga ana e gruas, mund ta çojë atë drejt kontakteve jashtëmartesore të paligjshme. Ja, pra edhe një arsye tjetër pse poligamia është e lejuar.

*Së gjashti: Aftësitë e mashkullit për pjellori janë shumë më të larta se ato të femrës. Mashkulli mundet që të jetë pjellor deri edhe mbas moshës gjashtëdhjetëvjeçare ndërsa te femra kjo aftësi ndërpritet mesatarisht në moshën dyzetvjeçare. Kështu që nëse privohet mashkulli nga marrja e më tepër se një gruaje, atëherë do të kishim një stangim të funksionit të pjellorisë për të për gati një gjysmë jete.]*[1]

Në rast se gruaja do të divorcohet, mund ta bëj këtë duke e kërkuar nëpërmjet rrugëve të pushtetit gjyqësor në bazë të ligjeve të Sheriatit.[2] Më pas ajo është e lirë të kërkojë një burrë tjetër, i cili do ta pranonte atë si të tillë që ishte. Po kështu nëse burri është steril, gruaja ka të drejtë të kërkojë divorcin për t'u martuar me një tjetër që nuk është i tillë.

Së fundi mund të them se në të shumtën e rasteve grave nuk u pëlqen që burrat e tyre të marrin gra të tjera, por ato nuk i ndalon kush që të jenë kundër vullnetit të tyre për atë që ato shohin se është më mirë për to. Kjo sepse gruaja e parë është e lirë që ajo të kërkojë divorcin nëse ajo nuk e do partneritetin e një gruaje tjetër, por edhe mund të mos ta kërkojë një gjë të tillë kur e sheh se një zgjidhje e tillë është më e mirë për të sesa të

[1] Telbis Merdud, Salih bin Humejd, fq. 60-61. [2] Është për t'u habitur që këta priftërinj pyesin rreth të drejtës së gruas për t'u vetëdivorcuar ndërkohë që edhe sot e kësaj dite Kisha Katolike as që e njeh fare divorcin si institucion! A nuk duhet që ata më parë të na shpjegojnë neve një gjë kaq të palogjikshme para se të na bëjnë pyetje të tilla?!

mbesë në derë të babait gjithë jetën pa u martuar. Ndërsa e dyta natyrisht që martohet me dëshirën e saj pasi askush nuk ka të drejtë ta detyrojë atë të marrë një burrë të martuar. Në mos, ajo do të kërkonte një burrë të pamartuar, i cili do t'i përshtatej më tepër sesa të pranonte ta ndante atë me një grua tjetër.

Siç edhe shihet nuk ka asnjë padrejtësi apo dhunim të vullnetit të gruas në çdolloj rasti qoftë. Ndërsa dëshirat dhe kërkesat që njeriu i dëshiron në këtë botë, as burri dhe as gruaja nuk mund t'i realizojnë të gjitha, madje as shumicën e tyre. Kjo sepse jeta e kësaj bote është një jetë sprove dhe provimi me të mirat dhe me të këqijat e saj, me gëzimet dhe fatkeqësitë që ajo mban. Madje kënaqësitë dhe gëzimet e kësaj jete janë të pandara nga fatkeqësitë dhe dhimbjet trishtuese. Gjërat e dashura janë shpesh të përziera me sende të padëshiruara sepse këtu qëndron edhe urtësia e sprovës në këtë botë. Të tilla janë situatat e sprovave dhe provimeve më të forta. Ajo grua që e përmban xhelozinë e vet ndaj gruas tjetër të burrit të saj do të shpërblehet nga Allahu për durimin e saj me një shpërblim të madh.

Ndërsa përsa i përket të drejtës së kujdestarisë ndaj fëmijëve brenda familjes, ajo i përket përgjegjësisë burrërore sipas ligjeve Islame. [1] Kjo i ngjan të drejtës së presidentit apo drejtorit

[1] Ajo çka thuhet në pyetje se kujdestaria apo tutela ndaj fëmijëve i takon gjithmonë babait edhe nëse ata rriten nga nëna është diçka e pavërtetë, pasi nuk gjendet në Sheriat një gjë e tillë kjo për dy arsye: e para, nuk gjendet

ndaj atyre që ka nën vete, ashtu siç veprohet në të gjitha ligjet hyjnore apo njerëzore, gjë që e shpjeguam edhe më parë. Këtu mund të shtoj se mësimet fetare të çifutëve dhe të krishterëve i japin burrit të drejtën e parësisë ndaj gruas dhe fëmijëve të tij. Në letrën e parë të Pjetrit në Bibël ne mund të lexojmë:

> *“Gjithashtu dhe ju, gra, nënshtrojuni burrave tuaj, që edhe nëse disa nuk i binden fjalës, të fitohen pa fjalë, nga sjellja e grave të tyre, kur të shohin sjelljen tuaj të dlirë dhe me frikë. Stolia juaj të mos jetë e jashtme: gërshetimi i flokëve, stolisja me ar ose veshja me rroba të bukura, por njeriu i fshehur i zemrës, me pastërtinë që nuk prishet të një shpirti të butë dhe të qetë që ka vlerë të madhe përpara Perëndisë. Sepse kështu stoliseshin dikur gratë e shenjta që shpresonin në Perëndinë, duke iu nënshtruar burrave të tyre, ashtu si Sara, që i bindej Abrahamit duke e quajtur "zot";*

ndonjë tekst as në Kuran e as në thëniet profetike (hadith) ku t’i jepet përparësi gjithmonë vetëm ndonjërit prej prindërve. Dhe së dyti, dijetarët islamë janë unanimë në mendimin se përparësia në këtë drejtim nuk është e përcaktuar vetëm për njërin nga prindërit. Këtu mund të ekzistojnë mospërputhje mendimesh ndërmjet shkollave juridike islame nga aspekti se kush mund të jetë më i përshtatshëm dhe i mundshëm nga prindërit për rritjen e fëmijëve, por ata janë dakord se nëse njëri nga prindërit nuk vlen për këtë punë atëherë nuk i lejohet atij në këtë rast që të marrë përgjegjësinë dhe kujdestarinë për rritjen dhe edukimin e fëmijëve. (Telbis Merdud Salih bin Humejd, fq. 58)

*bija të saj jeni, në qoftë se bëni mirë dhe nuk trembeni nga ndonjë frikë”.*[1]

A nuk është e habitshme që këta “Baballarët e Bardhë” të bëjnë pyetje të tilla sulmuese ndaj Islamit kur gjëra të tilla janë pjesë e fesë së tyre?![2] Nëse pyetje të tilla do të na drejtoheshin nga njerëz laikë e të pafe, me ta do të merreshim ndryshe, duke u dhënë përgjigje të tjera shkencore, logjike dhe praktike.

[1] Letra e parë drejtuar Pjetrit 3: 1-6. Shih gjithashtu 1 Korintasve 11: 3: “Por dua që të dini se kreu i çdo njeriu është Krishti, edhe kreu i gruas është burri…”

[2] Gratë sipas vetë Dhiatës së Re duhet t’u nënshtrohen burrave: “Ju, gratë, nënshtrohuni burrave tuaj porsi Zotit, sepse burri është kreu i gruas, sikurse edhe Krishti është kreu i kishës, dhe ai vetë është Shpëtimtari i trupit. Ashtu si kisha i është nënshtruar Krishtit, kështu gratë duhet t`i nënshtrohen burrave të tyre në çdo gjë.” (Letra drejtuar Efesianëve 5: 22-24) po ashtu edhe tek Kolosianët 3: 18 “Ju bashkëshorte, jini të nënshtruara bashkëshortëve tuaj, ashtu si ka hije në Zotin.” Ajo duhet të mësojë në heshtje dhe nuk duhet t’i japë mend burrit : “Gruaja le të mësojë në heshtje dhe me çdo nënshtrim. Nuk e lejoj gruan që të mësojë, as të përdori pushtet mbi burrin, por të rrijë në heshtje.” (1 Timoteut 2:11-12) Kështu që është për t’u habitur se si këta priftërinj i harruan kaq shpejt mësimet e Biblës duke rënë në pozitat e laikëve!

Përsa i përket trashëgimisë së gruas që është më e pakët se e burrit, ne muslimanët kemi shumë studime të mirëfillta, të cilat vënë në pah se kjo është diçka natyrale dhe e pranueshme. Burri është i ngarkuar sipas Islamit që t'i japë gruas 'mehrin', pra, dhuratën e martesës. Kjo pasuri i përket vetëm asaj dhe askush nuk ka të drejtë të fusë hundët në të. Po ashtu, ai është përgjegjës për çdo nevojë financiare të saj dhe të familjes, ndërkohë që asaj nuk i vihet një përgjegjësi e tillë edhe nëse është e pasur. Atëherë është mëse normale që atij t'i takojë më tepër në trashëgimi. Kjo normë nuk është vënë e tillë për të poshtëruar femrën, por ka parasysh përgjegjësitë dhe detyrimet materiale të secilit prej tyre duke vendosur një baraspeshë të këtyre faktorëve.[1] Nëse u mor vesh se Islami ngarkon vetëm mashkullin me përgjegjësi financiare dhe e çliron femrën plotësisht nga një gjë e tillë, atëherë një pyetje e tillë është tejet e pavend. A nuk veprojnë në fakt të gjitha institucionet njerëzore me çështjet ekonomike pikërisht kështu?!

[1] Norma të tilla Islame nuk janë vendosur pa pasur parasysh edhe anët e tjera sociale, shoqërore dhe financiare me të cilat jeton shoqëria islame. Ato të gjitha në kompleks formojnë një harmoni të natyrshme, aspak vetë kofliktuale, cilësi kjo që nuk mund ta ketë vetëm se një ligj hyjnor. Kështu që është fare e pavend të bëhet një pyetje e tillë, ndërkohë që harrohet fakti se gruaja nuk ka asnjë përgjegjësi financiare në familje sipas ligjeve islame. Por mesa duket, këta priftërinj bëjnë analogji me të drejtat dhe detyrimet e gruas në shoqëritë e tyre laike, ndryshe nuk ka se si shpjegohet amatorizmi i pyetjeve të tilla.

Por me sa duket qëllimi atyre që bëjnë këto pyetje nuk është marrja e një përgjigjeje bindëse, megjithëse ato janë kaq të shumta, por ata synojnë futjen e dyshimeve dhe dilemave në mendjet e muslimanëve ndaj fesë dhe ligjeve të Allahut. Prandaj do të ishte mirë që të mos përsërisnin po të njëjtat pyetje me qindra herë, por të reflektonin pozitivisht ndaj përgjigjeve, ashtu siç u takon njerëzve të mençur.

***Pyetja e katërt: Si mund të gjejmë një lidhje logjike ndërmjet dashurisë së Zotit ndaj njerëzve që Ai i krijoi dhe nxitjes për të luftuar jomuslimanët, siç theksohet kjo në Kuran?***

***Përgjigjja: Allahu i Madhëruar i ka nderuar bijtë e Ademit me cilësi dhe veçori që nuk ia ka dhënë asnjë krijese tjetër. Nderimi është diçka dhe dashuria është diçka tjetër, ato nuk janë dy gjëra të njëjta.***

Dashuria e Allahut për krijesat e Tij është e kufizuar vetëm për ata që i besojnë Atij dhe asaj çka zbriti Ai. Kjo dashuri e Zotit shtohet edhe më tepër ndaj njeriut kur ai shton bindjen dhe adhurimin ndaj Zotit të tij. Të pretendosh se Zoti i do të gjithë njerëzit është një propagandë për të cilën nuk ka aspak argument, as nga logjika dhe as nga shpalljet e vërteta autentike hyjnore. Kjo është mëse e natyrshme, përderisa njeriu në këtë jetë ka ardhur për t'u provuar. Nëse Zoti i dashka të gjithë njerëzit pa përjashtim, të mirë dhe të këqij, të ndershëm dhe të pandershëm, besimtarë dhe mosbesimtarë, të udhëzuar

dhe të humbur, atëherë pse i ndëshkon Ditën e Gjykimit për në zjarr ata që e meritojnë?![1]

Ne përsëri po pyesim përse të krishterët punojnë për t'i shpëtuar njerëzit nga ndëshkimi, siç besojnë ata me anë të besimit të tyre? A nuk u mjafton atyre që të gjithë i përfshin dashuria e Zotit dhe Zoti nuk i ndëshkon përjetësisht ata që i do?!

Nuk është e vërtetë se Zoti i do të gjithë njerëzit, Allahu nuk i do mosbesimtarët, as të padrejtët, as të pandershmit. Ai nuk i do tiranët dhe diktatorët, nuk i do mendjemëdhenjtë dhe as ata që fryhen dhe krenohen dhe të gjithë ata që nuk e meritojnë dashurinë e Tij. Porse Allahu me të madh të vet do që çdo njeri të besojë tek Ai me besim të drejtë e të vërtetë, të besojë te të gjithë profetët e Tij dhe çfarë ata sollën prej Zotit. Ai do që njerëzit që të gjithë t'i binden urdhëresave të Tij dhe t'i largohen ndalesave të Tij dhe këtë ata ta bëjnë me vullnetin e tyre të lirë, pa u detyruar dhe pa u dhunuar për një gjë të tillë. Allahu do vërtet që çdo njeri të besojë tek Ai dhe t'i dorëzohet Atij me bindje dhe dëshirë që Ai t'i shpëtojë ata nga ndëshkimi i Tij. T'i fusë ata në Xhenetin e Tij Ditën e Gjykimit, në atë vend që Ai e ka përgatitur për të gjithë besimtarët, të cilët ecën në udhën e jetës në besimin e vërtetë dhe bënë vepra të mira gjatë provimit të kësaj bote.

Allahu zemërohet ndaj atyre që nuk besojnë, por kundërshtojnë dhe mohojnë. A nuk ishte Allahu, Ai që u zemërua ndaj faraonit dhe ushtrisë së tij deri sa i mbyti ata në det? Kjo tregohet mjaft mirë në Kuran[1] dhe në Bibël.[2] A nuk u zemërua Allahu ndaj bijve të Izraelit kur ata adhuruan viçin e artë në kohën e Musait dhe i urdhëroi ata që të vrisnin veten për t'iu pranuar pendimin, siç përmendet kjo në Kuran[3] dhe në Bibël?[4] A nuk u zemërua Allahu ndaj paganëve dhe i urdhëroi bijtë e Israelit që t'i mallkonin ata dhe t'i luftonin ata në vendin e tyre në Palestinë, duke i vrarë burrat e tyre me shpatë, siç na tregohet një gjë e tillë në Bibël?[5]

[1] Shih Suren El-Bekare: 49-50, Sure El-Kasas: 39-42. etj.[2] Shih Librin e Daljes 14: 15-31. [3] Shih Suren Bekare: 51-54.

[4] Shih Librin e Daljes kapitullin 32, veçse këtu mund të përmendim dy elementë që nuk përputhen me Kuranin: e para se ai që e bëri viçin e artë ishte Haruni, diçka tejet e papranueshme, pasi ai vetë ishte profet si i vëllai i tij dhe e dyta se : "Zoti ndryshoi mendim lidhur me të keqen që kishte thën*ë se do t`i bënte popullit të tij." Fjalë të tilla nuk mund të jenë vetëm se vepë*r e falsifikatorëve të Biblës.

[5] Shih: 1 Samueli 15: 3, 27: 8-9, Levitiku 27: 1, 9 Numrat 15: 33-35, 25: 4, 33: 55-56, … etj. 

Një mësim të tillë të vetë Ungjillit që i zbriti Isait, e jo atij të deformuarit që kanë sot të krishterët nëpër duar, [1] na e zbulon edhe vetë Kurani në suren Teube:

> ***"Me të vërtetë Allahu ka blerë nga besimtarët jetën e tyre dhe pasuritë e tyre me Xhenet. Ata luftojnë për Çështjen e Allahut, kështu që ata vrasin dhe vriten.Është një premtim i vërtetë, të cilin Ai ia detyroi Vetes në Teurat, Inxhil dhe në Kuran. E kush është më i vërtetë në besën e tij se sa Allahu? Atëherë gëzohuni në marrëveshjen që keni përfunduar. Ky është ngadhënjimi madhështor."*** [2]

Po e theksoj këtu edhe një herë se lufta ndaj mosbesimtarëve nuk bëhet për t'i detyruar ata që të besojnë, por për të siguruar lirinë e nevojshme për të gjithë ata që duan të besojnë dhe për të

[1] Megjithëse fjalë të tilla si: "Mos mendoni se unë erdha të sjell paqen mbi tokë; nuk erdha të sjell paqen por shpatën." (Mateu 10:34) "Unë erdha të hedh zjarr mbi tokë dhe sa dëshiroj që ai të ishte tashmë i ndezur." (Luka 12:49) sado që mund të interpretohen me kuptim figurativ ato nuk përjashtojnë mundësinë që kjo 'shpatë' të ngrihet edhe nga vetë të krishterët. A nuk është kjo ajo që bën të krishterët në fakt për tetë kryqëzata me radhë kundra muslimanëve dhe që vazhdojnë ta bëjnë edhe sot nën emrin 'luftë kundra terrorizmit'?! [2] Sure Teube: 111.

vendosur drejtësinë islame dhe zhdukur tiraninë e çfarëdo lloji qoftë.[1]

Për këtë temë është folur shumë dhe nuk dua të zgjatem më tej Lexuesit mund t'u kthehen librave të shumtë që flasin më gjerësisht për këtë temë. Megjithatë unë nuk mund të rri pa iu drejtuar hartuesve të kësaj pyetjeje duke u thënë: A nuk ishin shtetet e Evropës së krishterë ato që nën komandën e njerëzve të kishës u bashkuan për të luftuar muslimanët në ato që njihen në histori si luftërat e kryqëzatave, të cilat zgjatën rreth dyqind vjet?[2] Këto ushtri nuk vinin për të bërë piknik, por për të vrarë

[1] Këtu do desha t'u drejtoja një pyetje ithtarëve të perëndimit kapitalist dhe të lindjes komuniste. Nëse xhihadi islamik u konsideruaka si terrorizëm dhe dhunë ndaj popujve të tjerë vetëm sepse ai me anë të shpatës kërkuaka sundimin e Islamit. Përse atëherë luftërat e dikurshme të Moskës për ruajtjen e socializmit dhe ndërhyrjet ushtarake të SHBA-së në emër të demokracisë u konsideruakan si të drejta vetëm e vetëm pse ata pretenduakan se me anë të tyre ata përhapin lirinë dhe demokracinë apo një rend më të mirë shoqëror se sa ai ekzistues?! Nëse ata mendojnë se parimet e tyre janë aq të drejta dhe të vërteta saqë nuk pranojnë asnjë lloj kompromisi që bie ndesh me to, por ia vlen të luftosh në emër të tyre, atëherë le ta mësojnë se ne jemi më të bindur se ata se Islami është i vetmi rend dhe sistem jetese sipas të cilit duhet që njerëzit të jetojnë. A mos vallë rende të shpikura nga mendjeshkurtësia njerëzore si komunizmi dhe kapitalizmi qenkan më të mira sesa feja e ardhur nga Zoti, krijuesi i qenieve njerëzore?! Nëse ia vlen të luftosh për diçka të drejtë dhe të mirë, pikërisht ai është Islami e asgjë tjetër veç tij.

[2] Ndërmjet shekullit të 11 dhe 14. Kryqëzata e pare u bë (1096-99), e dyta (1147-49), e treta (1188-92), e katërta (1202-04), e pesta (1217-21), e gjashta (1228-29 ), e shtata (1248-54), e teta (1270), bastioni i fundit i

muslimanët që jetonin në tokat e tyre! Ku qenka atëherë dashuria e Zotit ndaj të gjithë njerëzve?! A nuk ishin shtetet kolonialiste perëndimore të krishtera ato që kolonizuan me forcë shumicën e botës Islame?! A nuk ishte kisha ajo që bekonte ekspeditat e tyre megjithëse ata përhapnin laicizmin dhe mohimin e Zotit, shkretonin vendin dhe zhvatnin të mirat materiale prej tij?!

Misionarët e krishterë me ndihmën e kolonialistëve dhe nën hijen e tyre, ngritën organizatat evangjeliste për përhapjen e krishterimit në vendet muslimane! Ku ishte këtu dashuria e Zotit për të gjithë njerëzit?!

A nuk do të ishte më mirë që ju misionarët e krishterimit t'i besonit Islamit dhe të shpëtonit shpirtin tuaj Ditën e Gjykimit nga ndëshkimi i Allahut e të hynit edhe ju në Xhenet bashkë me të devotshmit besimtarë muslimanë?!

***Pyetja e pestë: Në një shtet Islam në të cilin zbatohet Sheriati, a ekziston pluralizmi me të gjitha ngjyrat e tij; fetar, kulturor, social, familjar dhe politik? A do të konsiderohet ky pluralizëm si një mëshirë hyjnore që përmban lirinë dhe barazinë? Apo***

krishterë u përzu nga Siria më 1291. Gjatë këtyre kryqëzatave u vranë më se 26 milion muslimanë, pa llogaritur këtu dëmet materiale. Mbas 11 Shtatorit 2001 Xhorxh W. Bush president i SHBA deklaron se do të rifillojë kryqëzatat … ndoshta të nëntën, të dhjetën … ???

Sheriati do t'iu detyrohet të gjithëve në një formë diktatoriale, siç e shohim këtë në shumë shtete islame?

***Përgjigjja: Çdo studiues i paanshëm, i cili kërkon të vërtetën, nuk drejton pyetje të tilla të përgjithshme.***

Pluralizmi familjar si i tillë që është gjendet në të gjitha vendet e botës islame. Po kështu edhe në një shtet islam ai ekziston teorikisht dhe praktikisht. Dhe që të gjithë i përfshin një sistem i përgjithshëm ligjor pa bërë asnjë përjashtim. Ndërsa çdo gabim nga ana praktike në moszbatimin me rigorozitet të një ligji të tillë, konsiderohet nga muslimanët si faj, vepruesi i të cilit ka dalë jashtë normave dhe ligjeve islame.

Ky lloj pluralizmi gjendet te të gjithë popujt e botës, madje edhe tek ata, të cilët si parim të tyre kanë flakjen e saj, siç janë marksistët.

Pluralizmi politik, nëse kuptohet me këtë liria e sistemeve të ndryshme politike, kjo është diçka që nuk ekziston në asnjë shtet të botës. Një gjë të tillë nuk e kërkon vetëm ai që dëshiron të krijojë konflikte dhe përçarje që do të çonin në copëtimin e vendit[1] apo në humbjen e njërit dhe fitoren e tjetrit dhe më pas vendosjen e sistemit politik të fitimtarit.

Në rast se kuptohet liria e pluralizmit partiak, atëherë Islami nuk e ndalon lirinë e mendimit apo lirinë e dhënieve të opinioneve të ndryshme politike, qofshin këto individuale apo kolektive. Ndërsa formimi i partive politike, të cilat punojnë për

[1] Siç ishte shembulli i Gjermanisë Perëndimore me atë Lindore, apo sot ai i Koresë së Veriut me atë të Jugut.

të marrë pushtetin politik dhe prej andej të realizojnë interesa të veçanta me anë forcës politike, interesa këto shpeshherë jo të të gjithë popullit, është një element që i përket sistemit të demokracisë laike, sistem i cili pajton në disa parime me Islamin, por bie në kundërshtim me të në disa të tjera.[1]

Shtjellimi i pikave se ku Islami pajton me demokracinë dhe ku ai nuk përputhet me të, kërkon një studim të veçantë ku lexuesi mund t'u kthehet librave, të cilave flasin për këtë temë.

Nuk e di, këta njerëz që pyesin janë laikë apo të krishterë?

Nëse janë të krishterë, atëherë ne e dimë shumë mirë se historia fetare e krishterë ka mbështetur sistemin e monarkisë trashëguese dhe aspak atë të demokracisë laike. Nëse dihet që çështja qëndron e tillë, atëherë ç'lidhje ka kjo pyetje me krishterimin që ata duhet t'u drejtojnë një pyetje të tillë muslimanëve?[2]

[1] Një nga pikat që pajton me të është p.sh, shteti ligjor, moscentralizimi i pushteteve. Ndërsa nga pikat më thelbësore me të cilat Islami nuk pajton me demokracinë laike është se ai i merr ligjet nga Zoti dhe nuk pranon tjetër veç ligjeve të Tij. Po ashtu sipas demokracisë laike, atij që i përket sundimi është shumica e popullit e shprehur kjo nëpërmjet zgjedhjeve të lira, ndërsa në Islam ka një kushtetutë të qëndrueshme ku sundimi i përket vetëm Allahut dhe çdo kastë udhëheqëse, apo formë regjimi është e detyruar të zbatojë ligjin e Tij, pa pasur të drejtë ta revokojë atë.

[2] Mos mendojnë vallë ata se pluralizmi demokratik është pjellë e mësimeve të krishtera?! Historikisht dihet shumë mirë që është pikërisht e kundërta, kështu që një pyetje e tillë e drejtuar nga njerëzit e kishës duket fare pa kuptim!

Më mirë do të ishte që ata t'ua linin këtë pyetje sekularistëve demokratë dhe ne më pas do të jemi të gatshëm që t'u sqarojmë atyre bindshëm sistemin Islam, si dhe të diskutojmë rreth parimeve të demokracisë së tyre. Ne jemi të gatshëm t'u paraqesim atyre se sistemi islam është shumë herë më i mirë dhe më i përkryer se sa demokracia e tyre.
Përsa i përket pakicave jomuslimane në shtetet islame, ne iu përgjigjëm edhe më parë kur folëm rreth pyetjes së dytë për barazitë, kështu që nuk e shoh të nevojshme që të përsëritet e njëjta gjë këtu. Por mbetet për t'i dhënë përgjigje problemit të pluralizmit shoqëror, social, kulturor dhe fetar.
Përsa i përket pluralizmit social nuk shoh në pyetje ndonjë çështje të caktuar që kërkon të studiohet e të shtjellohet më pas. Kur të na e bëjnë të qartë se ç'kuptojnë me të, atëherë ne jemi të gatshëm t'u paraqesim atyre pozicionin e shtetit islam me hollësi, duke u bërë të ditur se norma të tilla afirmojnë të vërtetën dhe drejtësinë.

Ndërsa pluralizmit kulturor do t'i përgjigjeshim në këtë mënyrë:

1-Të gjithë popujt e botës kanë gjëra të përbashkëta kulturore, kështu që për gjëra të tilla ekziston një bashkim unik dhe në realitet nuk ka pluralizëm.
2-Popujt që besojnë te një Zot kanë kultura të përbashkëta, kështu që edhe këtu ekziston një bashkim unik dhe në realitet nuk ka pluralizëm.
3-Kultura të veçanta u përkasin vetëm ateistëve, të cilët nuk besojnë te Zoti. Këto lloj kulturash nuk gjenden në shtetin

islam dhe as janë pjesë e ligjeve të tij. Ato pranohen vetëm si pjesë e një programi mësimor në të cilin vihen në dukje të metat dhe falsitetet e tyre. Një gjë e tillë në fakt praktikohet nga çdo shtet fetar çifut apo i krishterë qoftë.
4-Disa kultura të veçanta u përkasin feve të pakicave jomuslimane që jetojnë në një shtet islam. Dhe shteti islam i lejon këto pakica që të ngrenë institucione kulturore mësimdhënëse, për t'u mësuar fëmijëve të tyre kulturën e tyre fetare të veçantë.

Ndërsa përsa i përket ekzistencës së feve të ndryshme, historia Islame është dëshmia më e mirë për këtë. Të shumta kanë qenë sektet e krishtera, çifute, zoroastriane, budiste, hinduse, të cilat kanë jetuar nën hijen e shtetit Islam. Ata jo vetëm që nuk pengoheshin në kryerjen e riteve të tyre fetare, por ishin qytetarë që mbroheshin nga shteti islam dhe nuk cenoheshin për çështje që kishin të bënin me fenë apo problemet e tyre të veçanta.

Për ato gjëra që janë të lejuara në fenë e tyre ata gjykohen sipas normave të fesë së tyre, në ambientet e tyre të veçanta, pa lënë që gjëra të tilla të shkaktojnë probleme në radhët e muslimanëve, të cilët përbëjnë shumicën dominuese.[1] Ndërsa ligjet e përgjithshme që rregullojnë marrëdhëniet qytetare, administrative, financiare dhe të sigurimit janë të njëjta për të

[1] Siç është rasti i pijeve alkoolike, të cilat u lejohen pakicave jomuslimane por me kusht që prodhimin shitjen dhe konsumimin e tyre ta bëjnë në ambientet e tyre të veçanta.

gjithë, gjë që pranohet nga të gjitha teoritë e të drejtave ndërkombëtare.

## Mbyllja

Gjatë përgjigjeve të këtyre pyetjeve ndoqa rrugën e shtjellimeve të shkurtra dhe përmbledhëse. Nuk u zgjata në shpjegime të hollësishme nga frika se lexuesi do të humbte fillin lidhës ndërmjet pyetjeve dhe përgjigjeve dhe do të lodhej nga faqet e shumta. Natyrisht nëse do ta kisha bërë një gjë të tillë do të ishte dashur një volum i tërë. Meqë misionarët e krishterë duan të vazhdojnë të bëjnë pyetje të tilla dyshuese të këtij lloji, ne jemi të gatshëm që të diskutojmë me ta të gjitha parimet false johyjnore të fesë së tyre të krishterë, si dhe të gjitha praktikat e krishtera nga të cilat u vjen turp njerëzve të zakonshëm e jo më krerëve të tyre. [1] Këto gjëra i kanë dhënë krishterimit një goditje të pariparueshme në masat e vetë popujve kristianë.

Një këshillë do të doja t'u jepja atyre: Do të ishte më mirë dhe më e ndershme për ta që t'i kthehen rrugës së drejtë dhe të heqin dorë nga mbjellja e këtyre dilemave e dyshimeve, të cilat nuk bëjnë gjë tjetër veçse i dëmtojnë ata dhe i shtojnë Islamit forcën dhe krenarinë.

Lexojuni atyre fjalën e Allahut në suren Es-Saf:

[1] Ndoshta autori ka për qëllim praktikat e inkuizicionit të kishës dhe djegiet e njerëzve, apo shitjen e indulgjencave (kartave falëse) nga ana e kishës ku blerësit i sigurohej Parajsa …

***"Ata duan ta shuajnë Dritën e Allahut me gojët e tyre. Por Allahu do ta përmbushi Dritën e Tij, edhe pse mosbesimtarët e urrejnë atë. Ai është i Cili ka çuar të Dërguarin e Tij me udhëzimin dhe fenë e së vërtetës për ta shpallur atë ngadhënjyese mbi të gjitha fetë e tjera, edhe pse politeistët e urrejnë atë."*** [1]

Shkruar më 1 Shaban 1410 h / 26 Shkurt 1990

Abdurraman Hasan Habenekeh El-Mejdani anëtar në Këshillin Mësimdhënës të Universitetit Umul Kurra në Mekën e Ndritur.

